# DITURIA ISLAME

NUMER 265-266 | VITI 26 | GUSHT-SHTATOR 2012 | SHEVVAL- DHUL-KAD'E 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

URIME FESTËN E FITËR - BAJRAMIT TË GJITHË BESIMTARËVE BRENDA TROJEVE TONA ETNIKE, DHE TË GJITHË ATYRE QË GJENDEN NË DIASPORË DUKE E LUTUR ALLAHUN E MADHËRISHËM PËR MIRËSI E SHËNDET DHE NËPËR MES KËSAJ FESTE TË UROI PËR 100 VJETORIN E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË, DHE PËRFUNDIMIT TË MBIKËQYRJES SË PAVARËSISË SË KOSOVËS.
ALLAHU NA NDIHMOFTË NË REALIZIMIN E TË GJITHA DËSHIRAVE TONA.

# FITËR-BAJRAMI

## FESTË DASHURIE DHE SOLIDARITETI



www.dituriaislame.net

Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz është ajo që u ngrit në Bekë (Meke),
e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin.
Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit dhe kush hyn në te, ai është i sigurt.
Për hirë të Allahut xh.sh., vizita e shtëpisë (Qabes) është obligim
për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton),
Allahu xh.sh. nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit.
(Ali Imran, 96-97)

## PEJGAMBERI A.S. KA THËNË:

"Islami ndërtohet mbi pesë shtylla: dëshmia se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut
dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit,
vizita e Qabës si dhe agjërimi i Ramazanit."
[Muttefekun alejhi]

"Vijoni ndërmjet Haxhit dhe Umrës, sepse ato dyja ndalojnë varfërinë dhe mëkatet
siç largon gjyryku i farkëtarit të këqijat e hekurit, arit dhe argjendit,
dhe për haxhin e pranuar nuk ka shpërblim tjetër përpos xhennetit."
[Transmeton Ahmedi dhe Tirmidhiu]

"Nga umra në umre është falje gjynahesh ndërmjet tyre,
ndërsa haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër veçse xheneetin."
[Transmeton Ahmedi, Buhariu, Muslimi, Et Tirmidhiu, En Nesaiju dhe Ibën Maxheh]

"Kush dëshiron të kryejë haxhin, të shpejtojë, sepse ai mund të sëmuret, apo t'i
humbë kafsha e udhëtimit ose t'i dalë ndonjë nevojë."
[Transmeton Ahmedi, Ibën Maxheh]

DITURIA
ISLAME











DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Birmania me politikë shfarosëse ndaj myslimanëve autoktonë

*Skena gjaku, masakër, spastrim etnik, djegie dhe therje masive e trysni që po ushtron shteti i Birmanisë (Burma) me fe budiste ndaj pakicës myslimane të pambrojtur, përbën shkelje të të drejtave më elementare dhe privon nga jeta një popullatë të tërë, vetëm sepse kanë bindje fetare jobudiste. Kjo gjendje johumane duhet të shqetësojë e të prekë patjetër ndjenjat njerëzore dhe faktorin ndërkombëtar për të marrë në mbrojtje popullatën myslimane të pambrojtur e të përbuzur të këtij vendi. Pamje rrëqethëse trishtuese të shfaqura në mediet të gjendjes së pakicës myslimane në Arakan, në perëndim të Birmanisë, që jeton në Birmani, vërtet kanë shokuar opinionin dhe ndërgjegjen e popujve liridashës. Askush nuk mund të shpjegojë se pse Rohingyat përballen me një urrejtje të tillë. Gazetat shtetërore në Birmani ata i quajnë shpesh "kalar", pra "të zinj". Ata në mënyrë fyese quhen edhe "arabë" e "bengalë", pra që nuk e kanë vendin në Birmani. Regjimi sundues në Birmani nga organizatat e mbrojtjes së të drejtave të njeriut, si Human Rights Vatch, Amnesty International etj., konsiderohet si regjimi më represiv e më abuzues. Sipas të dhënave, në këtë shtet jetojnë mbi 10 milionë myslimanë (4%) nga popullata 56 milionëshe e tij, prej të cilëve 53.42 milionë janë budistë (89%). Shifrat flasin se mbi 200 mijë myslimanë Rohingya në 20 vitet e fundit janë larguar nga persekutimi e janë strehuar në Bangladesh. Myslimanët trajtohen në mënyrën më çnjerëzore, shteti ushtron gjenocid fetar dhe etnik të paparë ndaj tyre, sepse Qeveria në vitin 1982 u ka hequr padrejtësisht dhe mizorisht nënshtetësinë rohinyanëve myslimanë në Arakan, për të hapur rrugën e zhvendosjes dhe dëbimit të tyre, që vazhdon edhe sot e kësaj dite. Dhuna nuk ka kursyer as institucionet fetare. Përndjekja e myslimanëve arakanë, që mblidheshin në xhami për namazin e xhenazeve të vëllezërve të tyre të masakruar barbarisht nga çetat, kur protestonin kundër masakrave që vazhdojnë prej muajsh (deri tash kanë humbur jetën dhjetëra mijëra myslimanë) është bërë objektiv i qeverisë së Presidentit Thein Sein. Pozita në këtë vend, xhamitë i cilësoi si "qendra kryengritjeje" dhe mori vendim për mbylljen e të gjithave xhamive në Arakan. Çetat budiste dogjën dy xhami dhe masakruan 7 hoxhallarë, pasi i torturuan. Lideri i myslimanëve arakanë, Dr. Muhammed Yunus, bëri thirrje për ndërprerjen urgjente të masakrave ndaj myslimanëve duke shtuar: "Budistët, vazhdojnë të plaçkitin duke u mbështetur edhe nga qeveria. Me armët e forcave të sigurisë, në vend po vriten myslimanët ". Marvin Ott, profesor për strategjitë e sigurimit kombëtar në Kolegjin Kombëtar Amerikan të Luftës, tha se kjo është një sfidë e fuqishme ndaj gjeneralëve."Murgjit janë mbrojtës dhe mishërim i kulturës tradicionale budiste të Birmanisë. Ata kanë autoritetin moral. Ata janë më të respektuarit në shoqëri. Dhe kur ata japin publikisht mendime mbi regjimin, me gjykime të ashpra, kjo është një akuzë e fuqishme ndaj qeverisë",- thotë studiuesi. Myslimanëve u janë bërë edhe padrejtësi të tjera lidhur me lirinë e lëvizjes brenda dhe jashtë vendit, duke arrestuar dhe ushtruar dhunë ndaj tyre si dhe duke i detyruar të kryejnë punë të detyrueshme, si hapje llogoresh, rrugësh në zona të thella malore, pa pagesë, pastaj konfiskimi i vakëfeve, pronës dhe tokave pjellore si dhe pengimi për import dhe eksport. Po ashtu qeveria ka vendosur politikë diskriminuese si dhe barrikada e pengesa për shkollimin e fëmijëve myslimanë, për të mos mësuar për fenë e tyre, pengesa për martesë, caktimin e lindjeve të fëmijëve etj. etj.. Fshatra dhe vendbanime të tëra janë djegur e shkatërruar. Qeveria është vënë në ndjekje të atyre që kanë mbijetuar djegiet dhe shkatërrimin, i ka zënë ata qoftë në male ose në brigje detare, i ka vrarë a djegur në mënyrë masive e, për të zhdukur gjurmët e krimit, trupat e pajetë i ka varrosur në baltë të detit dhe nuk janë lejuar mediet të afrohen për të zbuluar krimet qeveritare të këtij vendi.*

*Nga popullata myslimane, shumica e kanë origjinën nga Gadishulli Arabik, që nga koha kur tregtarët myslimanë bënin tregti me Kinën, kurse të tjerët janë nga ata që kishin pranuar Islamin nga sinqeriteti, modestia dhe dinjiteti dhe drejtësia në shitblerje, që kishin parë tek myslimanët, si dhe kur ushtria myslimane kishte çliruar këto troje në vitin 172 h., në kohën e dinastisë së Abasitëve, kur tregtarët arabë arritën në kryeqytetin Port -Akiab (simbolit shtylla) gjatë mbretërimit të halifit Harun Er rashijd.*

*Tregtarët dhe imigrantët arabë ishin vendosur në këtë rajon para disa shekujsh, kështu që ky komunitet krijoi një kulturë, gjuhë dhe identitet të veçantë. Pas çlirimit të Birmanisë nga pushteti kolonial i Britanisë më1948, Rohingyat siguruan statusin e pakicës. Mirëpo, ushtria që në vitin 1962 mori përsipër pushtetin, ndoqi politikën e "birmanizimit" të vendit: gjatë viteve të kaluara refugjatët në vazhdimësi raportonin për spastrime etnike në pjesët perëndimore të Birmanisë, për dhunime masive dhe për vrasje sistematike të meshkujve.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Fitër - Bajrami festë dashurie dhe solidariteti

## Hytbeja e Myftiut të Kosovës për Fitër Bajram

**Të nderuar vëllezër e motra!**

Muaji i Bekuar i Ramazanit kaloi, dhe sot,e festojmë festën e Fitër - Bajramit, këtë ditë gëzimi, mëshire dhe respekti, ku festojnë banuesit e tokës dhe qiellit, festë dashurie dhe solidariteti. Sikur dje që respektuam urdhrin e Allahut për ibadet, sot do të jemi të gatshëm duke përqafuar dhe uruar njëri-tjetrin, ta shtojmë edhe më gëzimin dhe harenë brenda familjeve tona. Ngase përmes agjërimit të këtij muaji të bekuar, besimtarët manifestuan ndjenjën e respektit ndaj Allahut xh.sh.. Sot, në këtë ditë feste, ditë madhrimi e nderimi, mbi një miliardë mysliman, në katër anët e botës, ngrenë zërin e tyre lart duke thirrur: Allahu Ekber, Allahu Ekber, Allahu Ekber ve Lilahil Hamd. Tekbireve të tyre u bashkohen edhe engjëjt, dhe e tërë gjithësia. Ata edhe me këtë rast konfirmojnë se Krijuesi i tyre është Një dhe se të gjithë besimtarët janë vëllezër, në mes të cilëve duhet të dominoj uniteti, urtësia dhe vendosmëria. Allahu në Kuran na mëson: " Dhe kapuni (lidhuni) që të gjithë për litarin (fenë) e Allahut, e mos u përçani".

Besimtarët si asnjëherë më parë janë të gëzuar ngase Allahu i mbajti në jetë që ata ta kryejnë edhe këtë obligim. Jemi të gëzuar ngase ia dolëm që me një bindje të madhe dhe përkushtim të madh ta kryejmë me sukses edhe këtë obligim. E kemi agjëruar këtë muaj me bindje se Zoti është një i pa fillim dhe i pa mbarim, Krijues i kësaj gjithësie, Krijues i çdo gjëje, krijues edhe i vet njeriut, të cilit i takoi përgjegjësia dhe mëkëmbsia mbi sipërfaqen e





tokës. Allahu xh.sh. thotë: "Zoti juaj (që meriton adhurim) është Një, Allahu, nuk ka Zot pos Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron". (El Bekare,163).

Që të gjithë duhet të kemi bindjen se Zoti është një i vetëm, i Gjithëdijshmi, i Plotfuqishmi, Krijues i çdo gjëje në këtë gjithësi, dhe se vetëm Atij i takon sundimi. Shpëtimi e mëshira është vetëm tek Ai, nuk ka kush tjetër i cili ka mundësi të na falë e të na gradoi me të mirat e tij pos Allahut xh sh..

Allahu xh.sh. thotë: "E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në xhennete, ku rrjedhin lumenj e ku do jenë përgjithmonë. Premtimi i saktë i Allahut. E kush mund të jetë më i saktë në fjalë se Allahu." (En-Nisa,122).

Në mesin tonë kemi shumë jetimë, familje të varfra, skamnorë që nuk kanë ushqim ditorë të mjaftueshëm. Andaj, së paku në këtë ditë feste, të tregojmë se ne vërtetë jemi solidarë dhe t'i ndihmojmë nevojtarët.

Besimtari i sinqertë nuk e përjeton e as që duhet t'i gëzohet festës nëse fqinji i tij ose fëmija jetim nuk ka me se t'i gëzohet festës.

Pejgamberi a.s. në një rast ka thënë: "Shembulli i besimtarëve për solidaritetin dhe mëshirën e ndërsjellë është sikurse shembulli i një trupi të vetëm: nëse vetëm një organ i tij sëmuret, atëherë edhe organet tjera nuk janë të qeta".

Ne edhe pse po ndahemi sot nga muaji i mëshirës dhe ibadetit- nga Muaji i ramazanit të bekuar, kjo nuk do të thotë se po lirohemi edhe nga detyrimet e fesë.

Ne në ditët që vijnë assesi nuk guxojmë t'i lëmë pas dore namazin dhe ibadetet tjera, veçse praktikën që e kemi realizuar gjatë Ramazanit duhet ta vazhdojmë gjatë tërë vitit. Nuk bën të lëmë adhurimin dhe sevapet e fituara e t'u kthehemi mëkateve e gjërave të ndaluara. Shoqëria jonë ka nevojë për themele të shëndosha dhe duhet të ngritët mbi bazën e punës së ndershme.

Shoqëria jonë si asnjëherë deri më tash ka nevojë për vlera të mirëfillta shpirtërore, prandaj unë, duke shfrytëzuar këtë rast, në këtë ditë të shenjtë dhe nga ky vend i shenjtë, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejt ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë, të pastër, e të ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues. Ky vend dhe ky popull, me të drejtë presin ditë më të mira, punë e ndershmëri.

**Të nderuar vëllezër e motra:**

Agjëruam edhe këtë muaj të Ramazanit të shoqëruar me lutje dhe adhurim, këtë muaj të sakrificës e solidaritetit,muajit të Kuranit, muajit të fitoreve të shumta të besimtarit, muaj ku në vazhdimësi ishin në garë e mira dhe e keqja. Me bindjen e thellë në Allahun ia dolëm që edhe këtë muaj ta agjërojmë dhe atë ta shoqërojmë me shumë dua – lutje,me adhurim ngase vetëm Ai meriton të adhurohet .

Sa i veçantë ishte ky muaj i Ramazanit, përplot mëshirë, mirësi. Sikur t'i kuptonim



mirë vlerat e këtij muaji vërtet edhe sot në këtë ditë të Bajramit kishim dëshiruar siç thotë Pejgamberi që "I tërë viti të jetë Ramazan".

Sigurisht se ne duhet në vazhdimësi të kërkojmë falje nga i Madhi Zot,i cili na fali jetë,në të cilën po shijojmë begatit e shumta të saj,si nga ana materiale dhe ajo shpirtërore. Kjo jetë ku në vazhdimësi gërshetohet e mira dhe e keqja janë gjithherë në garë.

Allahu xh.sh. thotë: "Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhennet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit. (Ali Imran,133).

Nëpërmjet kësaj thënie i Madhi Zot kërkon nga ne që në vazhdimësi të shpejtojmë në vepra të mira, në kryerjen e obligimeve që dalin nga Kurani dhe porosit e Muhamedit a.s., thërret ndërgjegjen tonë që ajo të mos pasivizohet por të jetë gjithherë e gatshme të përshpejtojë kah shpërblimi më i madh për besimtarin i përgatitur nga ana e Allahut xh.sh..

Premtimi i Allahut se besimtarët të cilët bëjnë vepra të mira do t'i shpërblej me xhenet,në të cilin do të qëndrojnë përgjithmonë është premtim që ne duhet ta fitojmë nëpërmjet kryerjes së veprave të mira.

Allahu nuk e humb mundin e asnjërit qoftë ai mashkull apo femër Ai thotë:

"Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull ose femër duke qenë besimtarë, të tillët hyjnë në xhennet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie. (En-Nisa,124).

Agjërimi shtoi në të madhe solidaritetin dhe ndjenjën për t'i dal në ndihmë atij që ka nevojë,ngase agjërimi motivoi besimtarin, i zbuti zemrën atij,e bëri që të mendojë edhe më shumë për skamnorët dhe njerëzit në nevojë.

Ndaj edhe sot në këtë ditë të bajramit ju ftoi të gjithëve që të shtrini dorën e ndihmës te njerëzit në nevojë, të mos mungojë ndihma e solidariteti mes nesh, t'i dalim në ndihmë skamnorit, jetimit, ngase sipas islamit i varfëri ka hise në pasurinë e të pasurit.

T'i gëzojmë fëmijët me sadaka me ndihmë, por qoftë edhe me një buzëqeshje. Në këto momente të gëzimit të harrojmë zënkat, të falim njëri - tjetrin se Zoti i donë ata që falin.

Të shtrijmë dorën e pajtimit mes vete, të bashkohemi drejt çuarjes para të gjitha proceseve në Kosovën tonë, ku i Madhi Zot na ka krijuar dhe na ka obliguar që t'i dalim zot këtij vendi. Te Allahu nuk humb asnjë vepër qoftë e vogël apo e madhe ai do të shpërblehet për veprat e mira të tij.

Në fund më lejoni që t'ua uroj festën e Fitër - Bajramit të gjithë besimtarëve brenda trojeve tona etnike, dhe të gjithë atyre që gjenden në diasporë duke e lutur Allahun e Madhërishëm për mirësi e shëndet dhe nëpër mes kësaj feste të uroi për 100 vjetorin e pavarësisë së Shqipërisë, dhe përfundimit të mbikëqyrjes së pavarësisë së Kosovës.

Allahu na ndihmoftë në realizimin e të gjitha dëshirave tona.

Urime festa e Fitër - Bajramit

# Ramazani dhuratë vjetore për besimtarët nga i Madhi Zot xh. sh.

**Mr.Naim ef. Tërnava, Myftiu i Kosovës**

Zoti është një i pa fillim dhe i pa mbarim, Krijues i kësaj gjithësie,Krijues i çdo gjëje, krijues edhe i vet njeriut të cilit i takoi përgjegjësia dhe mëkëmbësia mbi sipërfaqen e tokës. I Madhi Zot i dhuroi njeriut veçori, atribute e cilësi me të cilat e dalloi nga të gjitha krijesat e tjera, duke kërkuar në vazhdimësi prej tij nëpërmjet shpalljes dhe dërgimit të pejgamberëve besimin në Zotin Një, dhe largimin nga idhuj adhurimet, apo besimet e kota, ngase i vetmi Allahu xh.sh., është Ai i cili meriton të adhurohet dhe Ai është mëshirëplotë dhe është Ai i cili mëshiron. Allahu xh. sh., thotë: "Zoti juaj (që meriton adhurim) është Një, Allahu, nuk ka zot pos Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron". (El Bekare, 163).

Allahu na drejtohet nëpërmjet këtij ajeti kuranor duke na bërë me dije se Allahu është një, pavarësisht vendin se ku jetojmë, pozitën që mbajmë, çfarë race kemi apo gjuhe flasim që të gjithë duhet të kemi bindjen se Zoti është një i vetëm, i Gjithëdijshëm, i Plotfuqishëm, Krijues i çdo gjëje në këtë gjithësi, dhe se vetëm Atij i takon sundimi. Shpëtimi e mëshira është vetëm tek Ai nuk ka kush tjetër i cili ka mundësi të na falë e të na gradoi me të mirat e tij pos Allahut xh sh., andaj Ai thotë: "E mos e ngatërroni të vërtetën me të pavërtetën dhe me vetëdije të fshihni realitetin. (El Bekare, 42).

Te nderuar vëllezër e motra!

Kaluam gati edhe këtë muaj të Ramazanit të shoqëruar me lutje dhe adhurim, këtë muaj të sakrificës e solidaritetit, muajit të Kuranit, muajit të fitoreve të shumta të besimtarit, muaj ku në vazhdimësi ishin në garë e mira dhe e keqja. Me bindjen e thellë në Allahun ia dolëm që edhe këtë muaj ta agjërojmë dhe atë ta shoqërojmë me shumë dua – lutje, me adhurim ngase vetëm Ai meriton të adhurohet.

Sa i veçantë është ky muaj i Ramazanit-Kuranit, përplot mëshirë, mirësi e begati, nëpërmjet të cilit i Madhi Zot i dha mundësi njeriut që ai ta njohë vetën, ta fusë vetën në garë se kush po fiton më tepër nga këto shpërblime që i ofron ky muaj. Sikur t'i kuptonim mirë vlerat e këtij muaji vërtet kishim dëshiruar siç thotë Pejgamberi që "I tërë viti të jetë Ramazan".

Sigurisht se ne duhet në vazhdimësi të kërkojmë falje nga i Madhi Zot, i cili na fali jetë,në të cilën po shijojmë begatit e shumta të saj, si nga ana materiale dhe ajo shpirtërore. Kjo jetë në vazhdimësi ku gërshetohet e mira dhe e keqja janë gjithherë në garë, por Allahu edhe këtu na mëson se cilës garë t'i japim përparësi kur thotë: "Dhe bëni gara në vepra të mira".

Pastaj ajeti: "Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhenet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit. (Ali Imran, 133).

Nëpërmjet këtij ajetit i Madhi Zot kërkon nga ne që në vazhdimësi të shpejtojmë në vepra të mira, në kryerjen e obligimeve që dalin nga Kurani dhe porosit e Muhamedit a.s., thërret ndërgjegjen tonë që ajo të mos pasivizohet por të jetë gjithherë e gatshme të përshpejtoi kah shpërblimi më i madh për besimtarin i përgatitur nga ana e Allahut xh.sh..

Të gjitha këto mundësi e tjera po na i ofron ky muaj i shenjët i Ramazanit që i madhi Zot e



zgjodhi të jetë edhe muaj i Kuranit. A thua i jemi sa duhet mirënjohës Allahut të nderuar vëllezër e motra për këtë të mirë që po na e përsërit çdo vjet, me mundësinë edhe më të madhe në faljen e mëkateve, dhe fitimit të shpërblimeve të shumta.

Unë kam bindjen se besimtarët e Kosovës i janë mirënjohës Allahut për këtë. Në familjet e besimtarëve të besimit Islam gjatë këtij muaji po ndryshon jeta në krahasim me muajt e tjerë. Po jemi më afër Zotit si në aspektin shpirtëror ashtu edhe atë praktik në kryerjen e adhurimeve të shumta. Syfyri një përjetim i mrekullushëm, ngritja nga shtrati në kohë të syfyrit vërtet ka një vlerë shumë të madhe në Islam, njëherësh është edhe dallimi kryesor mes agjërimeve të më hershme. Në këtë kohë shumë të rinj e të reja ia mësyn furrave për të siguruar "samuna - pitalka të nxehtë"e njëjta situatë edhe në iftarë pran furrave rendi duke pritur për të marrë samun të nxehtë. U ndala dhe i vështroja nga larg:E pyesja vetën vallë: A janë sa duhet të vetëdijshëm këta të rinj e të reja se po nxitojnë qysh nga agimi në drejtim të dyerve të xhenetit. Sigurisht se po i thosha vetës ngase nuk do të kishte fuqi tjetër që ata t'i zgjojë nga gjumi në këtë kohë të gjithë përnjëherë dhe të përgatiten për agjërim.

I tërë qyteti në dritë në kohë të syfyrit,këtë dritë e rrisin dhe i japin kuptim edhe më kur shikojmë se pothuajse nëpër të gjitha banesat e shtëpitë, zonjat e shtëpisë janë zgjuar dhe përgatisin syfyrin, çfarë ndjenje, kur ato përgatisin këtë ushqim për fëmijët e tyre anëtaret e familjes, dhe këtë e bëjnë vetëm pse është urdhër i Allahut xh. sh.. Por ato duhet të dinë se kanë shumë shpërblime te Allahu edhe në vet përgatitjen e ushqimit, për syfyr dhe iftar.

Presim ezanin duke lexuar nga Kurani apo duke bërë ndonjë lutje, dëgjohet ezani nga të gjitha anët e kryeqytetit, si një ambrellë e cila e ruan nga të këqijat kryeqytetin tanë,mburojë e fortë për ata që dinë ta kuptojnë, dëshmon toka e dëshmon qielli, dëshmojnë besimtarët mbi Njëshmërinë e Allahut dhe atë e reflektojnë edhe nëpërmjet faljes së namazeve nëpër xhami. Namazi i sabahut kur shejtani na thotë që të flemë e fuqia e besimit ta falim namazin, çfarë lufte e madhe po zhvillohet, besimtari me faljen e namazit triumfon mbi të keqën mbi shejtanin e mallkuar.

Gjatë ditës shihet se në Kosovë diçka ka ndryshuar në raport me frekuentimin e restoranteve, e kafiterive në krahasim me ditët e mëparshme, ka më pak të pranishëm, e natyrshme ngase është Ramazan e ne e agjërojmë këtë muaj. Edhe pse gjatë këtij muaji kryesisht ditët ishin me vapë megjithatë besimi i thellë në Allahun bëri që ne t'ia dalim të agjërojmë dhe adhurojmë Allahun edhe nëpër xhami ashtu si duhet.

Një ditë ramazani në pikë të ditës dola për të parë se çfarë po ndodhë në kryeqytet në këtë vapë të madhe, si po i përballojnë besimtarët këto ditë të nxehta duke agjëruar. Më ndaluan shumë nga kalimtarët duke më uruar ramazanin dhe duke thënë: "Myfti mos u brengos se pavarësisht vapës shumica jemi duke agjëruar", ndërsa disa të tjerë: "Paske dalë me na kontrollua, si po ju duket" - thoshin ata. Dy vajza të reja më ndaluan në sheshin kryesor të Prishtinës atë ditë duke më përshëndetur me "Eselamu Alejkum" ua ktheva përshëndetjen dhe i pyeta çfarë dëshironi, më thanë se janë besimtare të devotshme agjërojnë, falen dhe mundohen të bëjnë vepra të mira, por diçka i mundon e çfarë është ajo iu thashë: Myfti më thanë: Dëshirojmë ta njohim fenë tonë më shumë, të dimë më shumë për Zotin, për Muhamedin për të lejuarat e të ndaluarat. Unë ua ktheva se po e kuptoj mesazhin e tyre dhe sigurisht se është detyrë e Bashkësisë Islame por edhe e institucioneve të dala nga vota e lirë e qytetarëve të Kosovës që ata t'i përmbushin kërkesat e kamotshme, të futjes së mësimit fetar nëpër shkolla, kjo është kërkesë e popullit të Kosovës.

Po i afrohemi Bajramit dhe nuk dëshiroj që para kësaj feste të rëndoj edhe këtë shkrim që jam duke e shkruar në ora një të mesnatës, me

probleme që janë të njohura për qytetarët e Kosovës, sigurisht se për Kosovën dhe qytetarët e sajë po vijnë ditë edhe më të mira edhe në aspektin islam.

Dola prapë në kohën e Iftarit. Qyteti pothuajse i boshatisur, a thua ku janë gjithë ata vëllezër e motra që kryesisht në atë kohë edhe ua mësyjnë shëtitoreve. Po: Ata janë ulur përreth sofrës së iftarit –sofrës s ë Allahut të gëzuar se arritën të agjërojnë edhe një ditë. Çfarë ndjenje kur gjendemi rreth sofrës së iftarit,në ato momente e lusim Zotin që të na ketë pranuar agjërimin, e lusim Allahun për shëndet e mbarsi në familjet tona, për shërimin e të sëmurëve, për faljen e mëkateve, dhe dëgjojmë muezinin:"Allahu Ekber –Zoti është më i Madhi "fëmijët: baba erdh iftari, tash hani iftar, oh çfarë ndjenje e bukur, me bismilah e në shenjë falënderimi marrim nga ushqimet e lejuara.

Pas iftarit qyteti plot deri në syfyr sa bukur,pas namazit të teravive shumë xhematlinjë ulen nëpër ndeja e restorante të ndryshme për ta pirë nga një kafe,dhe për të biseduar për tema të shumta.

Të nderuar vëllezër e motra! Kjo ndjenjë e veçantë është gjatë këtij muaji ngase siç thamë më herët në këtë muaj Allahu e zbriti Kuranin. Në këtë muaj është edhe Nata e Kadrit,e cila për nga vlera është e pakrahasueshme me ndonjë natë tjetër.

Allahu xh.sh. thotë: . Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit.

Kjo natë karakterizohet me zbritjen e engjëjve në tokë, zbret edhe meleku i shpalljes Xhibrili, si asnjë natë më parë toka nuk është e mbushur me engjëj si Natën e Kadrit. Zbresin melaiket, toka mbushet me pranin e tyre, e lusin Allahun për faljen e mëkateve për besimtarët deri në agim të mëngjesit. Myslimanët pothuajse janë në garë se kush më shumë po adhuron Allahun, kush më shumë bënë lutje në faljen e mëkateve. Ndaj edhe është parim islam të bëjmë gara në të mirë, Allahu xh. sh. thotë: "Dhe bëni gara për vepra të mira".

Nuk guxon besimtari që kjo natë ta gjejë të pa përgatitur, ta gjejë larg nga porosit e Allahut, është mëkat të mos përgatitemi edhe për këtë natë ku Allahu po na tregon se në këtë natë është edhe shpëtimi i Allahut, xh.sh..

A thua se është e logjikshme që mysafirët që na vijnë nga qiejt njëherë në vit në këtë numër ne t'i presim fjetur, nëpër gjëra të ndaluara,me të cilat është i hidhëruar Allahu xh.sh. Jo besimtari i mirë gjatë kësaj nate lutet deri në agim që të fitojë shpërblimin dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh.

Është kështu ngase besimtarët edhe gjatë këtij muaji shtojnë në ibadet-adhurim dhe vepra të mira ,ngase edhe shpërblimi i Allahut është më i madh. I shohim besimtarët nëpër iftare të shumta tek farefisi, shokët, miqtë etj. me të vetmin qëllim që të fitojmë shpërblime edhe më shumë.

Shtohet me të madhe solidariteti dhe ndjenja për t'i dal në ndihmë atij që ka nevojë, ngase agjërimi motivon besimtarin, ia zbut zemrën atij, e bënë që të mendojë edhe më shumë për skamnorët dhe njerëzit në nevojë. Ngase shpërblimi është shumë i madh Allahu xh.sh. thotë:

"E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në xhenete, ku rrjedhin lumenj e ku do jenë përgjithmonë. Premtimi i saktë i Allllahut. E kush mund të jetë më i saktë në fjalë se Allahu? (En-Nisa,122).

Premtimi i Allahut se besimtarët të cilët bëjnë vepra të mira do t'i shpërblej me xhenet, në të cilin do të qëndrojnë përgjithmonë është premtim që ne duhet ta fitojmë nëpërmjet kryerjes së veprave të mira. Pra rastin nuk duhet humbur këtë e kemi para vetes, e kemi Ramazanin, Natën e Kadrit e ta shfrytëzojmë këtë muaj dhe këtë natë si duhet, ngase vetëm Allahu e din se a do të kemi jetë që ta presim edhe një ramazan tjetër.

Allahu nuk e humb mundin e asnjërit qoftë ai mashkull apo femër Ai thotë:

"Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull ose femër duke qenë besimtarë, të tillët hyjnë në xhenet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie. (En-Nisa, 124).

Mundin tonë për vepra të mira i madhi Zot nuk e humb, çdo njëri do të shpërblehet sipas angazhimit të tij, por edhe më tepër se që mendon e kjo vjen nga mëshira e Allahut ndaj njeriut krijesës më të përsosur mbi sipërfaqen e tokës. Krijesë e cila pranoi amanetin e Allahut dhe ia doli që porosit e Allahut t'i kryej me përkushtim, ndaj me të drejt që të gjithë ne shpresojmë në shpërblimet e të Madhit Zot.

Pas agjërimit të këtij muaji na vjen festa e Fitër - Bajramit, po me të drejt besimtarët festojnë ngase me sukses ia dolën që ata ta kryejnë edhe një nga obligimet vjetore siç është agjërimi, dhe tash gëzohemi, dhe fytyrat tona ditën e bajramit janë përplot gëzim e hare, ngase e dëgjuam fjalën e Allahut dhe Resulullahut dhe ne ditën e bajramit me krenarinë më të madhe festojmë dhe shpresojmë në shpërblimet e Allahut. Ata të cilët për shkaqe të ndryshme nuk agjëruan ju mbetet atyre që të shikojnë vetën e tyre në raport me Zotin xh. sh., ku e kanë vendin dhe pse vepruan kështu, me shpresë të madhe se vitin që vjen do të agjërojnë dhe bashkëngjiten numrit të agjëruesve.

Në fund e lusim Allahun që të ketë pranuar këtë agjërim dhe këtë ibadet.

# Komentimi i sures "Er-Rrahman" (4)

**Sabri Bajgora**

خَلَقَ الإِنسَانَ مِن صَلْصَالٍ كَالْفَخَّارِ. وَخَلَقَ الْجَانَّ مِن مَّارِجٍ مِّن نَّارٍ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ.
رَبُّ الْمَشْرِقَيْنِ وَرَبُّ الْمَغْرِبَيْنِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ

**"Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si (enë balte) e pjekur. Dhe Ai krijoi xhinët nga flaka (pa tym) e zjarrit. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? – (Er-Rrahman, 14-18)**

**14. "Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si (enë balte) e pjekur."**

Komentatorët e Kur'anit janë unanim se njeriu i krijuar nga balta për të cilin bën fjalë ajeti, është babai i njerëzimit – Ademi a.s..

Fjala "Salsal" nënkupton baltën e terur (të tharë), ende të papjekur në zjarr, e cila nëse gërvishtet me gisht, me dorë apo thyhet, lëshon një tingull (zë). Ndërsa, kur kjo baltë e terur i ekspozohet nxehtësisë së zjarrit dhe piqet, atëherë kjo materie shndërrohet në "Feh-har"- argjilë e pjekur".

Kurani famëlartë e ka përmendur krijimin e Ademit a.s. në shumë ajete kuranore. I Madhërishmi I ka cekur madje edhe etapat e krijimit, nëpër të cilat ka kaluar babai i njerëzimit, para se të frymëzohej në të Shpirti. Në suren Ali Imran, ajeti 59, thuhet: "Atë (Ademin) e krijoi nga dheu", dhe kjo nënkupton etapën e parë të krijimit.

Pastaj i Lartmadhërishmi këtij dheu I hodhi ujë, i cili u shndërrua në baltë (lloç). Në lidhje me këtë etapë të dytë, jep shenjë ajeti 71 i kaptinës "Sad", kur Allahu xh.sh. u tha engjëjve: "Unë po krijoj një njeri nga balta".

Pas kësaj, kjo baltë filloi të nxihej dhe të ndryshojë në ngjyrë dhe erë, duke u shndërruar në "Hamein mesnun", dhe atëherë ky dhé i tubuar, i lagur e pastaj i nxirë e i tharë, dalëngadalë me lejen e Allahut merr formën njerëzore, pa shpirt. Në lidhje me këtë etapë, Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe (përkujto) kur Zoti yt engjëjve u tha: "Unë po krijoj njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë." – (El-Hixhr, 28).

I Dërguari i Allahut ka thënë: "Allahu xh.sh. e ka krijuar Ademin nga një grumbull dheu, të cilin e kishte tubuar nga të gjitha pjesët e tokës, prandaj bijtë e Ademit vijnë në këtë botë të këtillë. Prej tyre ka të kuq, të bardhë e të zi…"

Pas kësaj etape, vjen etapa e parafundit e krijimit të njeriut të parë, në gjendjen të cilën e përshkruan ajeti që jemi duke e komentuar: "Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si (enë balte) e pjekur." - (Er-Rrahman, 14).

Ndërsa etapa e fundit e krijimit është ajo kur Allahu xh.sh. e frymëzoi me gjallëri e jetë trupin e Ademit a.s., duke i dhuruar shpirtin për ta shndërruar këtë krijesë të krijuar nga balta-dheu, në një qenie të gjallë njerëzore, të respektuar e dinjitoze. Madje, edhe i urdhëroi melekët që t'i binin në sexhde atij-Ademit, sexhde respekti e jo madhërimi…

**15. "Dhe Ai krijoi xhinët nga flaka (pa tym) e zjarrit."**

Me krijimin e exhinëve në këtë ajet, synohet babai i exhinëve apo shejtanëve – Iblisi, mallkimi i Allahut qoftë mbi të.

Iblisi u krijua nga zjarri, më saktësisht nga flakët e tij .Exhinët janë krijesa të padukshme dhe të pakapshme për sytë tanë. Ata jetojnë jetën e tyre, krahas sonës, por në një dimension tjetër. Përderisa nuk mund t'i shohim, ata na shohin neve.

Prej tyre, ashtu sikur edhe tek njerëzit, ka besimtarë dhe jobesimtarë. Jobesimtarët nga radhët e exhinëve i binden shejtanit-Iblisit dhe janë nën urdhrat e tij, duke u përpjekur në çdo çast që të fusin vesvese e dyshime në mendjet e

njerëzve, për t'i larguar ata nga drita e udhëzimit hyjnor.

Allahu xh.sh. në Kur'an thotë:

"Eshtë e vërtetë se prej nesh (xhinëve) ka besimtarë (myslimanë) dhe prej nesh ka që janë jashtë rrugës (jobesimtarë), e kush e pranoi Islamin, të tillët mësynë rrugën e shpëtimit. Ndërsa, ata që lëshuan rrugën, ata u bënë lëndë e xhehenemit!" - (El-Xhinn, 14-15)

Ashtu siç na mësojnë ajetet kuranore, xhinët martohen e shtohen dhe kanë pasardhës. Ata kanë vetëdije, intelekt dhe janë të ngarkuar me obligime nga Allahu xh.sh. ashtu sikur edhe Ne.

**16. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Përsëritja e këtij ajeti, ashtu siç kemi thënë më parë, vjen për të na përkujtuar mirësitë e panumërta që Allahu i ka dhuruar njerëzve, po edhe exhinëve. Ajeti në fjalë, më tepër e vë në spikamë njerëzit, për shkak se ata kanë epërsi ndaj exhinëve, meqë sipas mendimit të të gjithë dijetarëve, Allahu i Madhërishëm, dërgoi pejgamber vetëm nga lloji njerëzor, e jo edhe nga exhinët.

Të gjitha këto mirësi, duhet t'ia përkujtojnë njerëzve mirësitë e Krijuesit, i Cili ua ka dhënë mendjen dhe lirinë e të vepruarit. Ata që i janë mirënjohës Allahut për të gjitha këto dhunti, ata do të gëzojnë mirësitë e Tij të pakufishme edhe në Ahiret, ndërkohë që jobesimtarët do të mbesin në humbëtirë dhe në ndëshkim të vazhdueshëm për shkak të veprave të tyre të liga në këtë botë, dhe të mohimit të Allahut xh.sh..

**17. Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve.**
**18. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Kur'ani është mrekulli e përjetshme, sepse është Fjalë e Allahut dhe atribut i Tij. Ajetet kuranore kanë sfiduar në çdo kohë mendjet njerëzore, duke i lënë këto mendje të stepura, para madhështisë së tyre. Edhe ajeti në fjalë, përbën një mrekulli të tillë, ngase fjala "mashrik-lindje" dhe "magrib- perëndim", ka ardhur në Kuran në tri forma (trajta). Ka ardhur në njëjës në ajetin 9 të sures "El-Muzzemmil"

"Zot i lindjes dhe i perëndimit, nuk ka zot tjetër vetëm Ai, pra Atë merre për mbështetje.".

Dhe: "Zot i lindjes dhe i perëndimit dhe ç'ka ndërmjet tyre" – (Esh-Shuara'ë, 28)

Ka ardhur në trajtën e shumësit:

"Pra, betohem në Zotin e lindjeve e të perëndimeve, se Ne kemi fuqi," - (El-Mearixh, 40)

Dhe ka ardhur në trajtën e dyjësisë, si në këtë ajet të 17 të sures "Er-Rrahman": "Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve".

Ata që Kuranin e shikojnë dhe e lexojnë me dyshim e skepticizëm thonë se në mes këtyre tri ajeteve ka kundërthënie, sepse përmenden një lindje, dy lindje dhe shumë lindje, ashtu si edhe perëndime. Por, këto dyshime janë të pabaza, sepse kuptimet e tyre janë shumë të drejta, kuptimplote dhe shumë të thella.

Dijetarët myslimanë, që të tri këto ajete i kanë komentuar ashtu siç duhet, e ne do të përpiqemi që shkurtimisht të sjellim edhe mendimet e tyre, për të qetësuar zemrat e të gjithë besimdrejtëve, meqë bëhet fjalë për Fjalët e të Gjithëdijshmit absolut.

Në Kuranin fisnik kanë ardhur shumë ajete që flasin rreth kësaj ekzistence dhe proceseve që ndodhin në të me Lejen dhe Vullnetin e Krijuesit. Të gjitha këto ajete kanë ardhur si argumente të pakontestueshme rreth vërtetësisë së ekzistencës së Allahut xh.sh. E s'ka dyshim se Lindja dhe Perëndimi janë një prej këtyre argumenteve hyjnore, të cilat njeriu i përjeton për çdo ditë gjatë jetës së tij mbi këto tokë.

Të përmendurit e Lindjes dhe Perëndimit në disa trajta, na nxit që të hulumtojmë e të thellohemi edhe më tepër meditimin dhe ëmbëlsinë e fjalës hyjnore. Nëse thellohemi në kuptimin e këtyre ajeteve, do të vërejmë se ato së pari dëftojnë për madhështinë e Krijuesit, sepse Allahu xh.sh. është i pranishëm me Qenien e Tij në Lindje dhe në Perëndim me "rububijetin" e Tij, me Dritën, Udhëzimin dhe Dijen e Tij, dhe së dyti, të gjitha këto argumente në gjithësi kanë peshën dhe rëndësinë e tyre shkencore, në të njohurit e Rregullave të kësaj Ekzistence që e shohim. Të gjitha këto që i shohim, Allahu ia ka nënshtruar njeriut, që në bazë të vrojtimit të tyre dhe meditimit në to, të mos e humb arsyen e shëndoshë, por të udhëzohet në Dritën e së vërtetës, ashtu siç na mëson i Gjithëdijshmi: "Po kështu Allahu ua sqaron juve argumentet e veta që ju ta gjeni të vërtetën e të udhëzoheni." - (Ali Imran, 103)

Ajeti në trajtën e njëjësit: "Zot i lindjes dhe i perëndimit dhe ç'ka ndërmjet tyre" nënkupton faktin, se çdo ditë e ka lindjen dhe perëndimin e saj, që ndryshon nga lindja dhe perëndimi i ditës paraprake, ose ka kuptimin e anës, si kuptim gjeografik: të Lindjes dhe të Perëndimit, kurse kuptimi i ajeti në trajtën e shumësit: "Pra, betohem në Zotin e lindjeve e të perëndimeve, se Ne kemi fuqi," nënkupton lindjen dhe perëndimin e planetëve, yjeve, Diellit dhe Hënës etj.

Ndërsa sa i përket trajtës së dyjësisë, në ajetin që jemi duke e komentuar: "Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve", sipas mendimit të shumicës së dijetarëve të tefsirit, nënkupton dy lindjet e diellit, njëra në solsticin veror, kurse tjetra në atë dimëror, ashtu si dhe dy perëndimet e tij, në solsticin veror dhe dimëror.

Sipas matjeve astronomike dhe astrologjike, solstici veror, fillon me 22 qershor dhe është momenti në të cilin Dielli arrin këndin më të lartë ndaj ekuadorit, duke bërë që kjo ditë të jetë dita më e gjatë e vitit dhe për pasojë nata më e shkurtër. Në çastin e solsticit veror, Dielli

arrin pjerrësinë më të madhe të lëvizjes së tij në krahasim me eklipsin (errësimin), dhe është në zenit të tropikut të shenjës së Gaforres.

Ndërsa data e solsticit dimëror fillon me 22 dhjetor dhe shënon ditën më të shkurtër e natën më të gjatë të vitit. Dielli në këtë ditë mbërrin pjerrësinë më të vogël dhe ndodhet në zenit në tropikun e shenjës së Bricjapit.

Ibn Abbasi rreth këtij ajeti kuranor thotë: "Dielli ka një lindje në dimër, e po ashtu edhe një perëndim, ashtu siç ka një lindje e një perëndim në verë, që ndryshon nga lindja dhe perëndimi i tij në dimër."[1]

Natyrisht, ka edhe mendime të tjera rreth këtij ajeti, të cilët i kanë dhënë komentatorët, e ndër to, spikat edhe mendimi se këtu është për qëllim lindja dhe perëndimi i Diellit, dhe lindja e perëndimi i Hënës.[2] Mbase, ky komentim, fle më së shumti në zemër, nëse këtij ajeti i bëhet ndërlidhja me ajetin 5-të, të po kësaj sureje: "Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë."

Allahu është Zot i tërë kësaj ekzistence, e cila funksionon në bazë të rregullit dhe Ligjit të përcaktuar nga Ai. Në kuadër të këtij Ligji hyjnor, lind dhe perëndon Dielli, lind e perëndon edhe Hëna, ndërrohen dita dhe nata, ndërrohen stinët e vitit, Pranvera, Vera, Vjeshta dhe Dimri etj.

I Madhërishmi nga mëshira e Tij, nuk i la njerëzit të jetonin në errësirë, por përcaktoi që për çdo ditë, rrezet e Diellit ta ndriçojnë Tokën për t'i dhënë asaj gjallëri e jetë, ashtu siç edhe Hënës ia përcaktoi rolin e saj në jetën e njerëzve.

Ndërsa në një mendim tjetër, thuhet se fjala "Zot i dy Lindjeve dhe i dy Perëndimeve" nënkupton Lindjen e parë të Diellit, në fillim të krijimit, kurse Lindja e dytë nënkupton momentin e fundit të kësaj bote, kur Dielli do të lind nga Perëndimi, në të kundërtën e trajektores të cilën e ka ndjekur për miliona vite. I njëjti komentim vlen edhe për dy perëndimet e Diellit. Një mendim i tillë, sipas dijetarëve ka mbështetje në Kuran dhe në hadithet e Pejgamberit a.s..

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "(në) Ditën kur vijnë disa shenja të Zotit tënd, asnjë njeriu nuk i vlen besimi i Tij nëse nuk ka besuar më parë" (El-En'amë, 158)

Kurse i Dërguari i Allahut në lidhje me këtë thotë: "Nuk do të ndodhë Kiameti, pa lindur Dielli nga Perëndimi"

Allahu a'ëlem-Allahu e di më së miri!

Të përmendurit e fjalës "Rabb-Zot", në vend të fjalës "Allah", tek ajeti: "Rabbul meshrikajni ve rabbul magribejni" dëfton se Ai (I Larmadhërishmi), për çdo ditë, në çdo lindje dhe perëndim të Diellit e të Hënës, e ka nën mbikëqyrje këtë njeri, duke e edukuar dhe udhëzuar në rrugën e drejtë. Kjo dëshmon se Allahu xh.sh. nuk e imponon "zotërimin" e kësaj ekzistence me ashpërsi e forcë, por me mëshirë e butësi dhe edukim të vazhdueshëm. Ai derdh mirësitë e Tij të pakufishme mbi Tokë, që njerëzit po edhe exhinët t'i shfrytëzojnë ato. Ia nënshtroi njerëzimit dritën e Diellit dhe shkëlqimin e Hënës, që drita e tyre të ndriçojë edhe skutat më të errëta, që ata, njerëzit, të punojnë e të jetojnë të lumtur në mesin e këtyre begative. Me lindjen dhe perëndimin e Diellit e të Hënës, vijnë edhe ndryshimet e stinëve të vitit, që njeriu të shfrytëzojë të mirat e tyre në të mbjella e në të korra, në mbledhjen e frutave të llojllojshme etj.

Të gjitha këto mirësi do të mjaftonin që njerëzit dhe exhinët të ishin mirënjohës e falënderues ndaj Fuqiplotit dhe të Gjithëmëshirshmit.

**Urtësia e këtyre ajeteve: (14-18)**

- Allahu xh.sh. e krijoi njeriun e parë Ademin a.s. nga elementet e Tokës. Ky krijim kaloi nëpër disa etapa që pastaj të frymëzohej me shpirt e gjallëri.

Argumenti më i madh se njeriu e ka prejardhjen prej dheut (baltës) janë elementet e përbashkëta në mes dheut (Tokës) dhe trupit të njeriut. Shkencëtarët kanë vërtetuar se në trupin njerëzor ka shumë minerale apo elemente kimike që gjenden edhe në përbërjen e dheut-Tokës. Të gjitha këto elemente luajnë rol jetik në funksionin normal të organizmit të njeriut. Ja disa prej tyre mineraleve dhe elementeve kimike:

**Kaliumi (K)**

Është elementi më i bollshëm në qelizë. Trupi përmban rreth 250 miligramë kalium. Qeliza luan një rol të rëndësishëm në reagimet energjike, sintezën e proteinave, si dhe në ruajtjen e ekuilibrit të acideve në trup.

**Natriumi (Na)**

Është elementi më i bollshëm në likuidin (lëngun) e jashtëm të qelizave. Si një elektrolit në likuidet jashtë qelizës, natriumi ndihmon në ruajtjen e presionit osmotik jashtë membranës së qelizës dhe ka një ndikim të njëjtë si kaliumi brenda qelizës për ruajtjen natyrale të balancës së ujit. Nevoja ditore për të është llogaritur nga 3 në 7 gr.

**Hekuri (Fe)**

Është metali (element) më i bollshëm i trupit dhe përbën rreth 0.004 për qind të peshës trupore. Në mënyrë të natyrshme, sasia e tij varion nga 3 në 5 gr. Por edhe kjo është e ndryshueshme, sepse varet nga mosha, gjinia, madhësia, shëndeti dhe sasia e rezervuar e tij në trup. Në të vërtetë, hekuri është një lëndë me ngjyrë gjaku që transporton oksigjen të mjaftueshëm për frymëmarrje dhe gaz karbonik (dioksid karboni) nga qelizat në mushkëri. Çdo ditë, trupi ynë me anë të ushqimit përfiton 10 deri 30 miligramë hekur.

**Azoti (N)**
Organizmi ynë përmban sasi të mëdha azoti, i cili luan një rol kryesor në strukturën e proteinave.

**Fosfori (P)**
Luan një rol kryesor në organizmin e njeriut, kryesisht në procesin e marrjes apo të çlirimit të energjive të organizmit.

**Kalciumi (Ca)**
Është një element mineral që përbën 1.5 deri në 2 për qind të peshës së trupit te personat e rritur. Nga kjo sasi, 99 për qind e kalciumit gjendet në kocka dhe te dhëmbët.

**Magneziumi (Mg)**
Në momentet e lindjes, në trupin e njeriut ndodhet 0.5 gr, ndërsa në moshë të rritur në trup ai ka një sasi 21–28 gr, ku 50-60 për qind ndodhet në kocka dhe roli kryesor i tij është në qelizat nervore për të lehtësuar funksionimin e tyre.

**Sulfuri (S)**
Përbën 0.25 për qind të peshës trupore të njeriut dhe ndodhet në çdo qelizë të trupit të njeriut. Më tepër ndodhet në flokë, lëkurë dhe thonj. Sulfuri vepron si një element antihelmues, duke u përzier me përbërësit helmues dhe i shndërron ata në të padëmshëm apo i eliminon plotësisht.

**Jodi (I)**
Në organizëm ndodhet rreth 15–23 miligramë jod ose jodi përbën 0.00004 për qind të peshës trupore të njeriut. Ai ndodhet në të gjitha qelizat e trupit, por 70–80 për qind e sasisë së jodit ndodhet në gjëndrat e tiroideve. Kjo lëndë është pjesërisht në formën e hormoneve të trioksinës që sintetizohet nga gjëndra e tiroideve dhe luan një rol të rëndësishëm në forcimin dhe metabolizmin e trupit.

**Magnezi (Mn)**
Është shumë i nevojshëm për skeletin dhe gjymtyrët. Ai gjendet në sasinë e më tepër se 10 miligramëve në trupin e njeriut dhe kryesisht ndodhet në kocka, mëlçi dhe veshka.

**Bakri (Cu)**
Njihet si pjesa më e rëndësishme e shumë enzimave. Luan një rol mjaft të rëndësishëm në pengimin e pakësimit të sasisë së gjakut në trup. Fëmijët kanë nevojë jetike për këtë përbërës, i cili ndodhet në sasi të konsiderueshme te produkti i qumështit.

**Nikeli (Ni)**
Gjendet në kokrrat e grurit, orizit, fasules, thjerrëzës etj. dhe luan një rol kryesor në rritjen natyrale, shumimin si dhe strukturën e veprimtarisë së qelizave.

**Uji (H2O)**
Uji është elementi më i rëndësishëm që ndodhet në tokë, i cili luan një rol kryesor në transportimin e elementeve bazë në qelizat e bimëve. Përbën 60-70 për qind të peshës trupore. Uji cilësohet ndryshe si elementi jetik i gjallesave. Ai është përbërësi kryesor i urinës dhe plazmës së gjakut.

**Gazrat**
Dioksidi i karbonit dhe oksigjeni ndodhen në sasi të ndryshme në tokë. Këto dy lloj gazrash (në sasi të përcaktuara) gjenden në gjak dhe qeliza, duke luajtur një rol kryesor në procesin e frymëmarrjes që është po ai proces i shkëmbimit të oksigjenit dhe dioksidit të karbonit ndërmjet atmosferës dhe qelizave të trupit.[3]

Gjithashtu, vlen për t'u theksuar se përveç elementëve të lartpërmendur ka edhe elementë të tjerë të ndryshëm, që ndodhen edhe në tokë por edhe në trup si: Oksigjen (O), Hidrogjen (H), Karbon (C), Nitrogjen (N), Klor (Cl), Silic (Si), Zink (Zn), Bor (B), Kobalt (Co), Vanadium (V), Selen (Se), Mangan (Mn), Molibden (Mo), Krom (Cr) etj.

- Përderisa njeriu u krijua nga dheu, exhinët u krijuan nga flaka e zjarrit. Exhinët janë një lloj tjetër i krijesave me intelekt dhe vullnet të lirë, që bashkëjetojnë me ne në një dimension tjetër të padukshëm për Ne. Edhe ata, sikurse Ne, janë të ngarkuar me obligime dhe, në bazë të veprave të tyre në këtë botë do të shijojnë ose kënaqësitë e Xhenetit, ose ndëshkimet e Xhehenemit.
- Allahu është Krijues i tërë këtij Universi që e shohim dhe të atij që shikimi ynë nuk arrin ta perceptojë dot. Ai është Zot i lindjes dhe i perëndimit. Ashtu siç pamë nga ajeti që e komentuam, mendimet rreth tij janë të shumta, por shumica e dijetarëve janë përcaktuar për mendimin se këtu bëhet fjalë për solsticin veror dhe dimëror të diellit, kur ai lind e perëndon në pozicione të ndryshme. Mund të jetë edhe lindja dhe perëndimi i diellit dhe e hënës, mendim ky, që po ashtu ka pas vetes një grup të madh dijetarësh.

Prej mrekullive shkencore që shpërfaqen nga ajeti në fjalë, del se meqë ka lindje dhe perëndim të Diellit, atëherë Toka është një formë eliptike. Ajo lëviz rreth boshtit të saj, e pastaj lëviz edhe rreth Diellit, me shpejtësi marramendëse, shpejtësi të cilën syri ynë nuk e heton dot... - vijon -

[1] Ibn Ebi Hatim, "Tefsirul Kuranil adhim", vëll. 10, f. 3323. [2] Imam Maturidiu "Te'vilatu Ehli-s-Sunneti" vëll. 9, f. 469. Bejrut 2005; Shih edhe: Shevki Dajf , "Suretu er-Rrahman ve suver kisar" f. 68. [3] http://sq.wikipedia.org/wiki/Trupi_i_njeriut

# Si filloi frymëzimi hyjnor – dërgata (4)

**Dr. sci. Musa Vila**

**Ndërprerja e frymëzimit hyjnor kishte ndodhur në mënyrë që Profeti a.s. të përgatitej për frymëzimet e tjera, të cilat do të vinin njëra pas tjetrës, sepse ajo ishte një detyrë shumë e rëndë dhe e madhe**

**Shprehja – Hatixheja i tha atij: "O biri i xhaxhait tim! Dëgjo pak se ç'thotë ky djali i vëllait tënd"!**

Formulimi i komunikimit në këtë mënyrë i bën ata që të ndiejnë afërsi. Ky komunikim me një edukatë të lartë, e bën atë të përgatitet për t'i dëgjuar fjalët e Profetit a.s., Nga ky komunikim duhet marrë mësim në ndërtimin e raporteve në mes atyre që merren me arsimimin e gjeneratave. Cilësimi i Profetit a.s. si djali i vëllait të Verekës nuk ka të bëjë me afërsitë e gjakut a farefisit, por këtu kemi një ekuilibër në prejardhjen apo origjinën ndërmjet Verekës dhe Abdullahut. (Shih tab.)

Pastaj Vereka e pyeti me kureshtje: "Ç'ka biri i tim vëllai? Çfarë ka parë"? Profeti a.s., e lajmëroi për atë që i kishte ndodhur dhe i përshkroi atë që i kishte ngjarë. Sytë e Verekës, që rroku në fjalët e tij të vërtetën më të lartë, në fillim shkëlqyen, pastaj, duke u zhytur në mendime të thella, ai tha:"Ky është i nderuari i madh, që Zoti ia pat dërguar edhe Musait."

Nocioni – en-namus ka disa kuptime: bartësi i së fshehtës, meleku, i cili nuk paraqitet, përveçse për diçka të mirë; bartësi i së fshehtës në përgjithësi, si për të mirë ashtu edhe për të keqe; bartësi i së fshehtës për të mirë, ndërsa spiuni është bartës i së fshehtës për të keqe.

Pra, me fjalën – en-namus nënkuptohet Xhibrili a.s., i deleguari special i dërgatës dhe i së fshehtës, ku nuk ka qasje askush nga melekët.

Pse Vereka veçoi Musain a.s. dhe nuk e përmendi Isain a.s., edhe pse ishte i krishterë? Përgjigjja është me sa vijon:

- Libri i Musait a.s. është legjislacion që përfshin shumicën e dispozitave, ndryshe nga libri i Isait a.s., që ka fare pak dispozita. Ndërkaq, libri i Profetit Muhamed a.s., Kur'ani famëlartë, përfshin të gjitha dispozitat e fesë dhe të jetës.
- Musai a.s. është dërguar nën presionin e faraonit dhe ushtrisë së tij, ndryshe nga Isai a.s.. Po ashtu edhe Profeti a.s. është dërguar nën presionin e faraonit të këtij Ymeti, Ebu Xhehl bin Hishamit dhe përkrahësve të tij në Bedër. Dërgimi i Xhibrilit a.s. tek Musai a.s. është i pranueshëm për ithtarët e librave, tek hebrenjtë dhe të krishterët (ehlil kitab). Profetësia e tij është e vërtetuar, ndryshe nga profetësia e Isait a.s., të cilin e mohojnë pjesa dërmuese e hebrenjve, kurse të krishterët e lartësuan në shkallën e hyjnisë.

**...Ah, sikur (në ditët e ftesës sate) të isha i ri!**

Kjo shprehje është përdorur në formën metaforike, që nënkupton – të riun energjik. Ndërsa fjala – el-xhedh'u në aspektin leksikor ka kuptimin e kafshës së re. Tek devetë, me fjalën (el xhedh'u) nënkuptohet deveja që ka mbushur katër vjeç dhe ka hyrë në vitin e pestë. Tek lopët (el xhedh'u) është lopa që ka mbushur dy vjeç dhe ka hyrë në vitin e tretë. Tek delet (el xhedh'u) është delja që ka mbushur një vit dhe ka hyrë në vitin e dytë. Vereka shpresonte të ishte i ri dhe energjik, që të ishte në gjendje ta ndihmonte në misionin e tij, në ditët kur Profeti do t'i ftonte njerëzit në besim.

**...Ah, sikur të isha në jetë kur fisi yt të të largojë (nga atdheu)!**

Së pari, Vereka shpresonte të ishte i ri dhe energjik që të ishte në gjendje ta ndihmonte Profetin a.s. në mesazhin e tij. Pastaj, kur e pa se ishte e pamundshme të ishte i ri për shkak të dobësisë dhe të moshës së madhe të pleqërisë, ai shpresoi

**Vereka dhe Abdullahu takohen në prejardhje tek stërgjyshi i pestë ose tek Kuseji:**

1. Abdullahu
2. I AbdulMutalibit
3. I Hishamit
4. I AbdulMenafit
5. I Kusej-t

1. Vereka
2. I Nevfelit
3. I Esedit
4. I Abdul Izij-t
5. I Kusej-t

tjetrën, që ishte më afër realitetit, të ishte gjallë që ta përkrahte Profetin a.s. me gjuhën dhe forcën e besimit. Profeti a.s. i tha me çudi: "Mos, vallë, kanë për të më përzënë ata (prej atdheut)"?! Mos, vallë, ata do të më keqtrajtojnë në atë masë, sa të arrijë armiqësia në kulm dhe të më përzënë nga atdheu?!

Profetit a.s. një gjë e tillë iu duk e pakapshme, ngase më parë ai ishte përshkruar nga Hatixheja me moral dhe cilësi të larta, që sjellin vetëm të mira dhe afërsi në mes njerëzve e jo ftohje marrëdhëniesh dhe largim. Pastaj Vereka i tha: "Po! Sepse ndër ata nuk ka njeri si ti, që t'i ketë ardhur dërgata e të mos jetë përballur me armiqësi". Në një version tjetër ka ardhur shprehja të mos jetë përballur me persekutime, keqtrajtime. Shkaku ishte se Profeti a.s. do të kërkonte t'i largonte nga ajo gjendje, nga adhurimi i idhujve, por ata ishin mësuar në atë klimë pagane dhe politeiste. Vereka kishte njohuri paraprake nga librat e mëparshëm dhe e dinte që populli nuk do t'i përgjigjej me lehtësi ftesës së tij. Si rezultat i kësaj, Profeti a.s. do të ndeshej me armiqësi, persekutime dhe tortura të ndryshme. Vereka nuk i tha – përveçse do të të largojnë, ngase forma e shprehjes së tij nuk nënkupton përzënie nga fisi Kurejsh, por ai është bazuar në tekste të mëhershme nga librat qiellorë. Pastaj Vereka tha: – Po qe se do të më arrijë dita jote (do të fillosh ftesën), do të të ndihmoj gjer në fund. Në një version tjetër thuhet: – "Po qe se do ta arrij atë ditë", kur të fillosh ftesën e profetësisë dhe të thirrjes së popullit tënd, do të të përkrah fuqishëm dhe pa rezerva. Fjala – muezeren rrjedh nga paskajorja (el ezru), që nënkupton forcën, ndërsa (et-tezijr) nënkupton përforcim. Pra, Vereka e kishte konsideruar veten e tij si përforcim në radhët e Profetit a.s.. Ebu Shame thotë: "Kjo fjalë ka mundësi që ta ketë prejardhjen prej (el izaru) , që nënkupton veshjen e poshtme dhe shtrëngimin e rripit. Thuhet – populli kur lufton, shtrëngon rripin". Në një hadith autentik thuhet: "Profeti a.s., kur futej në dhjetëditëshin e fundit (të Ramazanit), e mblidhte dhe e shtrëngonte veshjen e poshtme (me rrip)". Këtë e bënte që trupi i tij të ishte më i shtrënguar dhe të ngrihej me lehtësi për namazin e natës. Ai që shtrëngon rripin në trupin e tij, përforcon muskujt dhe mban drejtpeshimin e trupit.

### ...pas këtij takimi, pa shkuar shumë kohë, Vereka vdiq

Fjala (lem jensheb) – d.m.th. (lem jelbeth) – Vereka bin Nevfel nuk qëndroi gjatë dhe vdiq. Ky ishte takimi i fundit i Verekës për ndonjë çështje. Kjo shprehje është alegori që nënkupton se ai nuk kishte më jetë pas atij takimi, ngase i gjalli, si do që të jetë, duhet të bëjë diçka. Kjo pjesë e hadithit dhe shprehjet e mëhershme tregojnë më së miri se Vereka kishte vdekur besimtar i Muhamedit a.s., ashtu siç kishte besuar Musain dhe Isain a.s.. Ndoshta ky u takon besimtarëve që i kanë shpërblimet të dyfishta. Vini re! Ibn Haxheri thotë: "Kjo pjesë e hadithit bie në kundërshtim me atë që Ibn Is'haku ka cekur në librin e tij "Es-Sire". Ai thotë se Vereka ka jetuar deri në kohën e thirrjes dhe në kohën kur disa njerëz kishin pranuar Islamin dhe ka qenë dëshmitar i vuajtjeve të Bilallit r.a.. Nëse mundohemi t'i japim përparësi njërit nga këto dy mendime, atëherë mendimi që vjen nga libri autentik, Es-sahih, mbizotëron ndaj mendimit tjetër, pasi nuk mund të themi se ka më autentik se autentiku i Buhariut .[16] Pra, mendimi se Vereka ka vdekur menjëherë pas atij takimi, ka përparësi ndaj çdo mendimi tjetër, sepse ka mbështetje në "Sahihun e Buhariut".

### ...dhe iu pre frymëzimi hyjnor.

Pas zbritjes së pesë ajeteve të para, Profetit a.s. iu ndërpre dërgata për një kohë të gjatë, që nënkupton diçka që nuk është e afërt dhe gjëra që nuk vijnë njëra pas tjetrës. Kjo tregon se frymëzimi ishte ndërprerë për një kohë të gjatë, aq sa Profeti a.s. dëshironte shumë të fillonte sërish, e priste me padurim.

Ibn Haxheri thotë: "Në librin "Et-Te'rih" të Ahmed bin Hanbelit thuhet se ndërprerja e dërgatës kishte ndodhur për tre vjet. Këtë e thotë në mënyrë të qartë edhe Ibn Is'haku, ndërsa Bejhekiu thotë se faza e ëndrrave besnike ka zgjatur gjashtë muaj". Pra, ëndrrat besnike dhe faza e ndërprerjes së dërgatës kanë zgjatur tre vjet. Kjo ishte faza e profetësisë në të cilën Profeti a.s. nuk ishte urdhëruar për predikim dhe komunikim. Ata që këtë fazë trevjeçare e llogarisin si qëndrim të Profetit a.s. në Mekë, thonë se ai kishte qëndruar aty për trembëdhjetë vjet, kurse ata që nuk e llogarisin fazën e ndërprerjes së frymëzimit, thonë se Profeti ka qëndruar aty vetëm dhjetë vjet. Ndërprerja e frymëzimit hyjnor kishte ndodhur në mënyrë që Profeti a.s. të përgatitej për frymëzimet e tjera, të cilat do të vinin njëra pas tjetrës, sepse ajo ishte një detyrë shumë e rëndë dhe e madhe, tepër e vështirë për t'u përballuar dhe përvetësuar. (Fund)

(1) "Sahihul Buharij", vëll.1, f. 18, nr. 3, "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 30, nr. 3. "Sahihu Muslim", vëll. 2, f. 197. "Musned Ahmed", vëll. 6, f. 153. "Sunen Et-Tirmidhij" /3711.(2) "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", vëll.2, f. 197.(3) "Tuhfetul ahvedhij, bi sherh Et-Termidhij", vëll. 10, f. 109; Ibn Hisham Fis-Sire, vëll. 1, f. 251. (4) Dr. Ramadan Butij, "Fikhus-sire", f. 84; Dr. Diraz, "El-Muhtar min kunuzis-sune", f. 12.(5) Ky është Muhamed bin Muslim bin Ubejdilah bin Abdilah bin Shihab Ez-Zuhrij Ebu Bekr. I njohur si hafidh dhe fekih. Nga ky kanë regjistruar hadithe autorët e gjashtë koleksioneve të hadithit. Ka vdekur më 125h (Ibn Haxher, "Takribut-tehdhib", f. 506, nr. 6296.(6) Në hadith kjo ndërhyrje quhet el-idraxh, d.m.th. fjalë që nuk është nga teksti apo origjinali i hadithit, por është futur nga transmetuesi i tij.(7) Muhamed Ibn Is'hak El-Vakidij, i njohur si autor kyç në transmetimin e luftrave të Profetit a.s. – sahibul megazij dhe autor kyç në transmetimin e biografisë së Profetit a.s. (Ibn Haxher, "Tehdhibu tehdhib", vëll. 9, f. 42; Ez-Zejleij, "Nasbu Rraje", vëll. 1, f. 107).(8) "Siretu Ibn Hisham", vëll. 1, f. 253.(9) Pas Hatixhesë, Profeti u martua me Sevdijen (Sevde bint Zem'a). Ai bashkoi në shtëpinë e tij dy gra vetëm pas emigrimit, pas një viti e gjysmë, kur u martua edhe me Aishen r.a.(10) "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 32; "Muslim bi sherh Nevevij", vëll. 2, f. 199.(11) "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", vëll. 2, f. 199.(12) "Fet'hul Bari", vëll.1, f. 33.(13) "Sahihul Buharij", nr. 5989.(14) "Sahihu Muslim, bi sherh En-Nevevij", vëll. 2, f.202. (15) "Fet'hul Bari", vëll.1, f. 34.(16) "Fet'hul Bari", vëll. 1 f. 37.

# Amër ibn Jasiri dhe familja e tij e përgëzuar me Xhenet

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Abdullah ibn Omeri r.a. transmeton: "E pashë në ditën e betejës së Jemames, Amër ibn Jasirin si thërriste prej një shkëmbi: "O myslimanë, vallë po ikni prej Xhenetit? Unë jam Amër ibn Jasiri, ejani këtu"! Kur e pashë, vërejta se veshi i tij ishte prerë dhe i rrinte varur, mirëpo ai luftonte ende me ashpërsi.**

Nga myslimanët e përgëzuar me Xhenet, është edhe familja e Jasirit, Allahu qoftë i kënaqur me ta. Mund të themi se është një rast i veçantë dhe unik, që i Dërguari i Allahut paralajmëron një familje të tërë me Xhenet. Kjo familje si duket u përgëzua me Xhenet për shkak se sakrifikoi tej mase, duke u keqtrajtuar mizorisht nga mushrikët kurejshë në shkretëtirën e Mekës. Ata u torturuan vazhdimisht, pa u mëshiruar as natë e as ditë. Për këtë ngjarje dhe përjetimet e tërë familjes, Pejgamberi a.s. këtë familje e përgëzoi me Xhenet, duke thënë: "Duroni, o familja e Jasirit, pasi vendtakimi juaj do të jetë Xheneti".[1] Jasir ibnu Amir El-Kendij është dëshmori i parë në islam, ndërsa gruaja e tij - Sumeje bintu Hababi, prej grave është dëshmorja e parë në Islam. Djali i tyre Amër ibnu Jasiri, është personi i parë në Islam që ka ndërtuar xhami. Për shkak të torturave dhe keqtrajtimeve çnjerëzore, Amri ishte detyruar të shprehej se e mohonte Islamin. Edhe pse e kishte thënë nga dhimbjet dhe torturat mizore, në vete ai ishte i shqetësuar për shkak se kishte mohuar Islamin, qoftë edhe formalisht . Ai kishte frikë se mos vërtet konsiderohej si jomysliman, edhe pse ato fjalë i kishte thënë nën trysninë e torturave.

Kur kishte dëgjuar për këtë, Pejgamberi a.s. e qetësoi Amrin duke i thënë se ai vazhdonte të konsiderohej mysliman, sepse ai kishte parë me sytë e tij vrasjen e nënës e të babait dhe mohimin e kishte shprehur jo me mendje e me shpirt, po vetëm për të shpëtuar nga vdekja dhe torturat.[2] Në historinë islame dihet fare mirë se gjaku i dy prindërve të Amrit ishte gjaku i parë i derdhur në rrugën e Allahut xh.sh.. Lidhur me këtë, Zoti i Madhëruar në Kur'an ka thënë: "Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre". (Ali Imran, 169) Familja e Jasirit u sprovua e tëra për çështjen e fesë islame. Ata duruan torturat më të vrazhda dhe secili i jepte guxim dhe kurajë tjetrit, duke përçuar shpirtin e qëndresës dhe të durimit. Ajo që dha familja e Jasirit në shërbim të Islamit, ishte vetë jeta e tyre. I vetmi që shpëtoi nga kjo familje, ishte djali i tyre Amri. Fjalët e të Dërguarit të Allahut drejtuar kësaj familjeje: "Duroni, o familja e Jasirit…", në të vërtetë janë një moto që duhet ta mbajmë lart dhe të mësojmë nga shembulli i kësaj familjeje, që të durojmë keqtrajtimet dhe vuajtjet për kauzën islame.

Sikur të ekzistonin njerëz që kanë lindur në Xhenet, të edukuar dhe të rritur atje, e pastaj të kthyer në Tokë për ta zbukuruar e ndriçuar atë, atëherë me siguri Amri, nëna e tij - Sumeja dhe babai i tij - Jasiri do të ishin në mesin e tyre.

**Cila është biografia e Amër ibn Jasirit**

Në të vërtetë babai i Amrit - Jasir ibn Amri e kishte lëshuar vendin e tij të lindjes në Jemen në kërkim të vëllait të tij. Mekën e kishte vështruar si një vend tërheqës, prandaj edhe ishte vendosur aty. Jasir ibn Amri ishte shoqëruar me Hudhejfe ibn Mugiren, i cili e kishte martuar me njërën prej robëreshave të tij - Sumeje bintu Hajat. Prej asaj martese, Allahu xh.sh. deshi që të lindte djali i tyre i bekuar - Amri. Siç thamë edhe më parë, këta e kishin pranuar Islamin herët dhe kishin përjetuar si të gjithë myslimanët e tjerë të parë shumë keqtrajtime dhe terrorizime prej kurejshëve.



Kurejshët, siç dihet kishin vënë pusi në çdo anë, me qëllim që t`i sulmonin besimtarët islamë. Nëse ndonjëri prej besimtarëve ishte me prejardhje nga familjet me autoritet e me fuqi, kurejshët i përcillnin dhe i kërcënonin. Sidomos Ebu Xhehli përcillte çdo besimtar dhe i thoshte: "Ti ke lëshuar fenë e stërgjyshëve të tu, e ata kanë qenë më të mirë se ti. Ne do të shkatërrojmë iluzionet tuaja. Do t`ju prishim tregtinë dhe do të humbim e do të tretim pasurinë tuaj".[3]

Nëse besimtarët ishin prej familjeve të pafuqishme, të varfra dhe robër të Mekës, kurejshët i digjnin me nxehtësinë e ferrit. Familja e Amrit i takonte kësaj kategorie shoqërore. Urdhrin për mundimin e tyre e kishte marrë fisi Benu Mahzum. Ata shpesh Jasirin, Sumejen dhe Amrin i nxirrnin në shkretëtirën e nxehtë të Mekës dhe i mundonin në mënyra të ndryshme. Sumeja përjetoi tmerret më të mëdha të atyre mundimeve. Mjafton të përmendim, pa u zgjeruar në këtë temë, që ajo vdiq si shehide. Ajo ditën e sakrificës qëndroi e fortë, prandaj për tërë njerëzimin meriton famë të përhershme dhe dinjitet të madh. Qëndrimi i tillë i saj e bëri atë nënë të besimdrejtëve në të gjitha periudhat dhe për të gjithë njerëzit e ndershëm të të gjitha kohëve.

Jo rrallë gjatë historisë, viktimat e shumta dhe bujare bëhen themeli më i fortë që garantojnë qëndrueshmërinë e përhershme të pavdekshmërisë së fesë dhe të besimit. Këto janë kënaqësitë që zemrën e besimtarit e mbushin me përkushtim, lumturi dhe kënaqësi. Ato janë fanarë që drejtojnë gjeneratat e tjera drejt realitetit të fesë, drejt së vërtetës dhe drejtë madhështisë së saj.

Për këtë shkak, Islami është dashur të kishte sakrifica dhe viktimat e tij. Kuptimi i këtyre është ilustruar dhe u është përsëritur myslimanëve në disa ajete kuranore. Allahu xh.sh. thotë: "A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?". (Ankebut, 2) Pastaj ajeti tjetër: "A mos menduat ju se do të hyni në Xhenet pa e ditur Allahu (pa e vërtetuar në praktikë) se cilët prej jush kanë luftuar dhe pa e ditur cilët prej jush ishin të durueshëm".(Ali Imran, 142) Lidhur me sprovat, Allahu xh.sh. në ajetin vijues thotë: "Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, kështu që Allahu do t`i dallojë gjithqysh ata që e thanë të vërtetën e do t`i dallojë edhe gënjeshtarët". (Ankebut,3) Dhe ajeti tjetër: "A mos menduat se do të mbeteni anash (pa u provuar), e pa u sqaruar tek Allahu ata që luftuan prej jush".(Et-Tevbe, 16)

Kjo është e vërteta. Kështu i mësonte Kur'ani bartësit dhe pasardhësit e tij, se sakrifica është esenca e besimit; se rezistenca ndaj provokimeve të padrejta ofron përhershmëri, durim dhe qëndrueshmëri, të cilat virtytin e besimit e bëjnë më të mirë dhe më të fuqishëm.

Për këtë shkak, feja e Allahut, kur vuri themelet e saj, pra duke i vënë parimet dhe duke prezantuar modelet e shembujt e saj, është dashur të mbështetet në sakrificë dhe të pastrohet nëpërmjet saj. Për kryerjen e kësaj detyre mjaft me rëndësi, janë zgjedhur disa ithtarë, anëtarë dhe njerëz me qëllime të mira, që të bëheshin shembuj të mëdhenj dhe bujarë për besimtarët e ardhshëm.

**Durimi i Amrit**

Shokët e Amrit në shumë rrëfime të tyre kanë përshkruar torturat që kishte përjetuar ai. Amër ibn Hakemi ka thënë: "Amrin e mundonin aq shumë, saqë s'dinte se çfarë po thoshte". Amër ibn Mejmuni ka thënë: "Idhujtarët e digjnin Amër ibn Jasirin me zjarr, ndërsa i Dërguari i Allahut kalonte përskaj tij dhe shtrinte dorën e tij drejt kokës së Jasirit, e thoshte: "O zjarr, bëhu i ftohtë dhe i padhembshëm për Amrin, sikurse ke qenë i ftohtë dhe i padhembshëm për Ibrahimin a.s.". (En- Nahl, 106) Atij ia digjnin me zjarr lëkurën, e shtrinin në rërën e nxehtë të shkretëtirës dhe mbi të vinin gurë të nxehtë. Ia futnin kokën në ujë, në mënyrë që vështirë të mund të merrte frymë dhe plagët e djegiet ia kishin shkatërruar lëkurën plotësisht. Sikur të ishte pushtuar edhe disa çaste nën ndjenja të tilla, ata do ta kishin mbytur. Ai i duronte mundimet vdekjeprurëse nëpër trup, sepse shpirti i tij ishte i fuqishëm. Mirëpo, kur kishte menduar se ia mundën shpirtin, ishte stërngarkuar me brenga dhe me frikën nga vdekja e shkatërrimi. Allahu i Lartësuar deshi që ajo pamje shqetësuese të përfundonte në mënyrë të dinjitetshme. Kështu, Shpallja ia shtriu dorën Amrit, duke i thënë: "Ngrihu, o trim! Ti nuk je as fajtor e as i shkatërruar". Kur i Dërguari i Allahut shkoi ta shihte, Amri qau. Duke ia fshirë lotët që i rridhnin nëpër faqe, i thoshte: "Idhujtarët të zunë, ta futën kokën në ujë dhe ti ke thënë këtë e këtë?" Amri, duke qarë, i ishte përgjigjur: "Po, o i Dërguar i Allahut!"Atëherë i Dërguari a.s., me buzëqeshje i thoshte: "Nëse ta bëjnë këtë sërish, ti thuaju njësoj"! Pastaj lexoi ajetin kuranor: "…me

përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim…"[4]

**Kontributi i Amër bin Jasirit pas hixhretit**

Myslimanët pas hixhretit (shpërnguljes) të të Dërguarit të Allahut,ishin vendosur në Medinë. Atje bashkësia myslimane filloi të formohej e të përsosej shumë shpejt. Në atë grup të besimtarëve, Amrit iu dha pozitë e dinjitetshme. I dërguari i Allahut, e donte shumë dhe shpesh ishte krenuar në mesin e ashabëve për fenë e Amrit dhe rrugën e tij. Ai për të kishte thënë: "Me të vërtetë, Amri është plotësisht i mbushur me fe".

Kur ndërmjet Halid ibn Velidit dhe Amrit ndodhi një mosmarrëveshje e vogël, i Dërguari a.s. tha: "Kush zihet me Amrin, ai zihet me Allahun xh.sh.. Kush e urren Amrin, Allahu xh.sh. e urren atë".[5] Pas kësaj, Halid ibn Velidi, heroi i Islamit, u detyrua ta gjente Amrin me të shpejtë, për t'i kërkuar falje atij, duke shpresuar për faljen e tij të sinqertë.

I tillë ishte Amri. Allahu xh.sh. e kishte shpërblyer me shumë bekime dhe me udhëzim. Kur flitet për udhëzimin dhe dëshminë e Amrit, ai kishte arritur nivel aq të lartë, saqë i Dërguari a.s. lavdëroi imanin e tij dhe në mesin e ashabëve e ngriti atë si shembull e model, kur tha: "Merrni për shembull dy veta që do të më pasojnë: Ebu Bekrin dhe Omerin. Kurse pasoni udhëzimin e Amrit."[6] Bibliografët e përshkruajnë: "Ishte i madh, kishte sy të kaltër në të mbyllët, shpatulla të gjera dhe ishte ndër më të heshturit, pra nga personat që flasin më së paku".Bashkë me mësuesin dhe me të Dërguarin e tij, kishte marrë pjesë në të gjitha betejat: në Bedër, në Uhud, në Hendek, në Tebuk dhe në beteja të tjera. Kur i Dërguari a.s. u shpërngul në Botën tjetër, ky ashab i dalluar vazhdoi rrugëtimin e tij. Kur myslimanët u përleshën me persianët, me bizantinët dhe, para kësaj, me ushtrinë e mynafikëve (dyfytyrëshve), Amri gjithmonë ishte atje në radhët e para, i sinqertë dhe luftëtar trim, që kurrë nuk kishte lëshuar shansin.

Ishte besimtar që I frikësohej Zotit. Kurrfar lakmie nuk do të mund ta largonte prej Allahut xh.sh.. Kur prijësi i besimdrejtëve, Omer ibn Hatabi, zgjidhte me kujdes mëkëmbësit e tij për myslimanët, zakonisht sytë me plot besim i ndalonte tek Amër ibn Jasiri. Këtë e kishte emëruar mëkëmbës të Kufës, kurse Ibn Mesudin e kishte emëruar të ishte ndihmësi i tij për thesarin (bejtul-mal). Pastaj popullit të Kufës i kishte dërguar letër inauguruese, në të cilën kishte shkruar: "Po ju dërgoj Amër ibn Jasirin për mëkëmbës, kurse Ibn Mesudin për mësues dhe ministër. Që të dy janë ashabë të dalluar të të Dërguarit të Allahut, dhe këta janë njerëzit e Bedrit".[7] Gjatë udhëheqjes së tij, Amri kishte pasuar drejtimin që ishte i vështirë, me qëllim që të pasohej nga njerëzit e kësaj bote, kështu që mungoi fare pak që të ngriheshin kundër tij. Për sa u përket kënaqësive të kësaj bote, pozita e tij e udhëheqjes e kishte bërë edhe më modest, më të devotshëm dhe më të ashpër ndaj vetvetes.

Njëri prej bashkëkohanikëve të tij në Kufë, Ibn Ebi Huzejli, për të kishte thënë: "E kam parë Amër ibn Jasirin kur ishte mëkëmbës i Kufës, si blinte disa perime. Ai i kishte lidhur ato me litar dhe i bartte në shpinë për në shtëpi".[8]

Derisa ishte mëkëmbës në Kufë, një njeri e kishte thirrur: "Hej, ti me veshë të prerë"! Ai ishte tallur me të për shkak të veshit që ia kishin prerë shtizat e dyfytyrëshve në kohën e betejës së Jemames. Mëkëmbësi, i cili në duart e tij e kishte ligjin dhe forcën, atij që e ofendoi, vetëm i tha: "Ti e ke ofenduar pjesën më të vlefshme të veshit tim. Kjo pjesë është këputur në rrugën e Allahut".

Kjo është e vërtetë. Veshi i tij ishte këputur në rrugën e Allahut në ditën e betejës së Jemames. Pra, ajo ishte njëra prej ditëve më të famshme të Amrit. Ky njeri trim ishte nisur me vullnetin dhe fuqinë për t'i shkatërruar luftëtarët e ushtrisë së Musejleme Kedhabit. Kur e ndiente mungesën e entuziazmit në mesin e myslimanëve, ngrinte fuqishëm zërin e tij. Ai zë i çonte përpara dhe ishte si shigjetë e gjuajtur.

Abdullah ibn Omeri r.a. transmeton: "E pashë në ditën e betejës së Jemames, Amër ibn Jasirin si thërriste prej një shkëmbi: "O myslimanë, vallë po ikni prej Xhenetit? Unë jam Amër ibn Jasiri, ejani këtu"! Kur e pashë, e vërejta se veshi i tij ishte prerë dhe rrinte varur, mirëpo ai ende luftonte me ashpërsi".[9]

**Përfundim**

Nëse dikush ka ndonjë dilemë në lidhje me shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., me mësuesin e përsosur për mbarë njerëzimin, le ta korrigjojë vetveten dhe le ta krahasojë me këta shembuj të nxënësve të të Dërguarit e le të shtrojë pyetjen: "A mund të krijojë dikush tjetër përveç Muhamedit a.s., mësuesit bujar dhe të famshëm, mënyrë kaq të drejtë të të jetuarit"? Kur ishin në fushëbetejë në rrugën e Allahut, ata vraponin sikur të kërkonin vdekjen dhe jo vetëm fitoren. Kur zgjidheshin halif apo mëkëmbës, shkonin vetë t`i milnin kafshët për jetimët dhe kështu t`i ushqenin ata, siç kishin vepruar Ebu Bekri dhe Umeri r.a.. Kur bëheshin mëkëmbës, ushqimin e bartnin në shpinë të lidhur me litar, siç kishte vepruar Amri. A nuk duhet të përulemi e të shprehim respekt para fesë islame, e cila kishte ndërtuar personalitete të tilla edhe para të Dërguarit të Allahut, që i mësonte ata. Këta shembuj duhet të jenë model edhe për besimtarët e ditëve të sotme, pra edhe për ne. Allahu i pastë mëshiruar me Xhenetin firdeufs!

(1) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, Shkup, 2010, f. 222. (2) Po aty, f. 223. (3) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit, Shkup, 2008. f. 161-162. (4) Halid Muhamed Halid, Ibid. f. 164. (5) Halid Muhamed Halid, Ibid. f. 166. (6) Po aty, f.167. (7) Po aty. (8) Po aty, f. 168. (9) Po aty.

# Veçoritë e ymmetit paralajmërojnë ngadhënjimin e tij

**Sedat Islami**

**Premtimi hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve**

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Përgëzimet për triumfin e besimtarëve, kësaj radhe do t'i gjurmojmë në karakteristikat dhe veçoritë për të cilat shquhet Ymeti islam. Do të ndalemi në disa prej tipareve të rëndësishme të këtij Ymeti që e bëjnë të denjë për të qenë ngadhënjyes. Tema e sotme është një analizë e disa veçorive të Ymetit, të përshkruara në Kur'an dhe Synet si dhe të kultivuara nga dijetarë eminentë të Islamit, e në bazë të të cilave është marrë edhe ky sihariq apo kjo myzhde për të ardhmen e ndritur të kësaj feje.

**1. Ymeti më i mirë dhe më i dashur tek Allahu i Madhëruar**

Ymeti islam është më i çmuari, më i dashuri dhe më i respektuari tek Allahu. Thotë Allahu: "Ju jeni populli më i dobishëm, i shfaqur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun...". (Ali Imran, 110)

Këtë të vërtetë e gjejmë dhe në Synet, në thëniet e Muhamedit a.s., madje edhe me më shumë detaje. Ibni Maxheh, në Sunenin e tij, sjell hadithin e Behz Ibn Hakimit, të përcjellë nga babai dhe gjyshi i tij, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ju jeni kompensuar (plotësuar) sa 70 ymete, nga të cilat jeni më të mirët dhe më të nderuarit tek Allahu".[1]

Munaviu, duke shpjeguar këtë karakteristikë të Ymetit islam, shpjegon se ajo përfshin pothuajse çdo aspekt të jetës individuale dhe shoqërore[2]

**2. Ymet mesatar**

Ymeti islam shquhet dhe për mesataren si karakteristika më e theksuar e tij. Allahu, duke na folur për këtë, thotë(Shih:El Bekare, 143) Ka thënë Imam Taberiu: 'I përshkroi Allahu i Madhëruar me mesatari për shkak të kursit mesatar që ndjekin ndër ymetet e tjera në çështjen e besimit (fesë): nuk pasuan të krishterët që shpikën murgërinë dhe thanë për Isain a.s. atë që thanë, sikurse nuk ecën hapave të çifutëve, të cilët shtrembëruan librin fetar, përgënjeshtruan profetët a.s., e disa madje edhe i mbytën. Ymeti islam nuk janë të këtillë, përkundrazi, ata janë mesatarë dhe të matur në qëndrimet e tyre, ndërsa atributi i këtij tipari u është dhënë për shkak se Allahu i Madhëruar masataren e do më së shumti'.

**3. Dëshmitar për të tjerët**

Ajeti që cituam pak më parë, përmban në vete dhe një tjetër veçori të Ymetit tonë. Fjala është për atë se ithtarët e tij do të dëshmojnë në favor të profetëve Ditën e Kiametit. Buhariu transmeton nga Ebu Seid el-Hudrijji, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ditën e Kiametit do të sillet Nuhu, të cilit do t'i thuhet: A ke kumtuar? Po, o Zoti im!- do të thotë. Atëherë pyetet Ymeti i tij: A ka kumtuar? Thonë: Jo, neve nuk na ka ardhur asnjë qortues. Atëherë i thuhet (Nuhut): Cilët i ke dëshmitarë? Thotë: Muhamedin dhe Ymetin e tij. Atëherë, ju do të vini dhe do të dëshmoni. Pastaj, Pejgamberi a.s.,lexoi ajetin (me të cilin po dëshmojmë)."

**4. Ymet që ka trashëguar tërë kulturën dhe trashëgiminë e monoteizmit**

Ymeti islam është një ymet me fat, pasi shtrirja e tij vertikale nënkupton përfshirjen e të gjithë



profetëve, që mundëson lidhjen e së kaluarës me të ardhmen, dhe, rrjedhimisht, atij i jep epitetin e trashëgimtarit të asaj pasurie të monoteizmit. Allahu i Madhëruar ka thënë (Shih: El Bekare, 136).

**5. Ymet që kurrë nuk bien dakord për të keqen**

Ymeti islam, si përgjegjës për kumtimin e Fjalës së Zotit në Tokë dhe bartjen e mesazhit të Tij tek njerëzit, me gjithë mospajtimet që mund t'i kenë, prapëseprapë nuk bien dakord për të keqen kurrë. Pra, nuk ka mundësi konsensusi të myslimanëve rreth një gjëje, që është e ndaluar fetarisht. Abdullah ibn Omeri transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë:"Vërtet, Allahu nuk lejon që ymeti im të bashkohet rreth ndonjë gjëje humbëse (devijuese)... ".[3]

Munaviu sqaron se kjo ka të bëjë me elitat e dijetarëve të Ymetit, sepse masa (popullata) fenë e merr prej tyre[4].

**6. Ymet i lehtësimeve**

Islami si përmbyllje e misioneve qiellore, erdhi me lehtësime që nuk i kishin ymetet paraprake. Sigurisht, kjo është mëshirë nga Krijuesi, i Cili ua do të mirën atyre. Allahu, duke përshkruar misionin e Muhamedit a.s., sjell këto sqarime: "...e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta...". (El A'raf, 157)

Se për çfarë lehtësimesh bëhet fjalë -sa për ilustrim- do të shohim në vijim:

1) Janë Ymeti që punojnë më pak e shpërblehen më shumë. Allahu i Madhëruar ua ka dhënë mundësinë që të fitojnë shumë, në rast se shfrytëzojnë disa shanse që kanë, siç janë f.v. Nata e Kadrit, vlera e të cilës është më e madhe se vlera e një mijë muajve; Dita e Arafatit, agjërimi i së cilës shlyen mëkatet e dy viteve, vitit të kaluar dhe vitit vijues; agjërimi i Ditës së Ashurës, që fal mëkatet e vitit të kaluar, e kështu me radhë[5].

2) Kursimi nga llogaritja për gjërat që u shkojnë ndërmend, po nuk i bëjnë. Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Vërtet, Allahu nuk i kërkon llogari Ymetit tim për vesveset apo gjërat që u shkon ndërmend t'i bëjnë, përderisa të mos i zbatojnë në praktikë, apo nuk flasin për to."

3) Nuk gjykohen për raste të caktuara. Muhamedi a.s, ka thënë: "Allahu ka hequr llogarinë për Ymetin për gabimet, harresën dhe rastet kur janë të detyruar (të bëjnë diçka, ndonëse ata urrejnë një gjë të tillë.)".[6]

3) Lejohet plaçka e luftës

4) Toka u është bërë pastrim dhe vendfalje

5) Syfyri, të cilin ymetet para nesh nuk e kishin

**7. Ymet i Senedit**

Ymeti islam shquhet edhe për faktin se fenë dhe trashëgiminë shkencore të saj arrin ta bartë nga gjeneratat në gjeneratë në mënyrën më të saktë të mundshme, duke u dalluar kështu nga të gjitha ymetet e tjera. Këtë e arrin falë senedit ose vargut zinxhiror të transmetuesve, të pashkëputur asnjëherë. Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Do të dëgjoni dhe do të dëgjohet prej jush dhe prej atyre që kanë dëgjuar prej jush".[7] Në këtë formë arrihet ruajtja e haditheve të Pejgamberit a.s. nga humbja apo shtrembërimi, sikurse ruhet edhe vetë feja.

**8. Ymet i reformatorëve**

Ymetet para nesh ishin viktima të tradhtisë së parimeve nga ata që ishin caktuar për t'i ruajtur ato, kurse në Ymetin tonë puna qëndron krejtësisht ndryshe. Dijetarët myslimanë, jo që nuk bashkohen rreth ndonjë gjëje të ndaluar, porse Allahu i Madhëruar, nga koha në kohë, dërgon të atillë që ripërtërijnë mësimet fetare duke i kthyer në bazat origjinale, ashtu siç kanë qenë në të vërtetë. Pejgamberi a.s, ka thënë: "Vërtet, Allahu në çdo kryeshekull i dërgon këtij Ymetit dijetar që ripërtërin fenë e tij".[8]

**9. Ymet i personaliteteve**

Ebu Bekri edhe në qiell u quajt 'i sinqerti' (es-siddiku)[9]. Djalli ikte nga Omeri; Prej Uthmanit turpëroheshin melekët; Për vdekjen e Sa'd ibn Muadhit ishte dridhur edhe Arshi i Allahut të Madhëruar; Hatixhesë i dërgonte selame Allahu i Madhëruar; Kufomën e Amir ibn Fuhejres e bartnin melekët; Zejneb Bint Xhahshin e kurorëzoi Allahu me Muhamedin a.s., prej përmbi shtatë palë qiejve; Aishes i jepte selam Xhibrili; Fatimeja ishte zonja e grave të besimtarëve, e shumë e shumë personalitete të tjera.

**10. Ymet i favorizuar në Botën tjetër**

Ymet i dalluar nga të tjerët në bazë të shenjave të namazit në trup dhe në bazë të shenjave të abdesit; Ymet, për të cilin Dita e Kiametit do të zgjasë sa koha ndërmjet drekës dhe ikindisë. Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi a.s.,ka thënë: "Dita e Kiametit për besimtarët do të zgjasë sa koha ndërmjet drekës dhe ikindisë (mesditës dhe pasdites)."; Ymeti i parë që jep llogari; Ymeti që ndërmjetësohet nga i Dërguari i tyre; Ymeti që kalon i pari Siratin; Ymeti që hyn i pari në Xhennet; Ymeti me më së shumti ithtarë në Xhennet; 70.000 do të hyjnë në Xhennet pa llogari paraprake; Njerëzit më të nderuar në Xhennet do të jenë nga ky ymet.

**Përfundim**

Të nderuar vëllezër besimtarë!

Këto janë karakteristika dhe veçori, që, nëse nuk përkthehen në veprime konkrete, mund të mos kenë ndonjë efekt. Ç'rëndësi ka nëse ti thua se kam besim të pastër në Allahun, përderisa vepron plotësisht në kundërshtim me parimet e këtij besimi?! Thirrja me ide dhe botëkuptime të tilla, mbase është vetëm një mashtrim, iluzion, apo edhe keqinterpretim i fesë. Ymeti do të triumfojë kur të marrë rolin dhe detyrën që ka, për të urdhëruar për të mirë dhe për të



ndaluar nga e keqja, për ta dëshmuar në praktikë besimin në Allahun, nënshtrimin ndaj Tij, bindjen e fortë se vetëm prej Tij vjen fitorja dhe, rrjedhimisht, se vetëm feja e Tij është e denjë për t'u përvetësuar si sistem jete, se kundërthëniet ndërmjet nesh dhe mospajtimet që çojnë në konflikte e ndërprerje marrëdhëniesh, nuk janë pjesë e fesë, se dijetarët duhen respektuar dhe se duhet punuar që Ymeti të ketë personalitete me ndikim, sepse vetëm atëherë mund të shpresojmë se fitorja është afër. Allahun E lus që ta përshpejtojë ngadhënjimin e Ymetit!

(1) Sunen Ibni Maxheh (4278). Albani në Sahihu ve daifu Suneni Ebi Davud (9/288) e cilëson për të mirë –hasen.(2) Shih: Fejdu-l-Kadir, 2/553.(3) Albani ka thënë se hadithi –pjesa e tekstit që është këtu- është autentik. Shih: Sahihu-l-xhamii-s-sagir, 1/378.(4) Shih: Fejdu-l-Kadir, 1/27.(5) Pejgamberi a.s., sjell dhe një shembull tjetër pse myslimanët në raport me të tjerët fitojnë më shumë, ndonëse kanë punuar më pak. Buhariu transmeton nga Ebu Musai se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Shembulli i myslimanëve, çifutëve dhe të krishterëve është sikur shembulli i atij që merr me pagesë një grup punëtorësh për t'i kryer një punë (nga mëngjesi) deri në mbrëmje. Ata punojnë deri në mesditë e pastaj thonë: "Nuk kemi nevojë për shpërblimin tënd!", kështu që ai detyrohet të marrë punëtorë të tjerë, të cilëve u thotë: Mbarojeni punën e juve do t'jua jap shpërblimin edhe të atyre të mëparshmëve (do t'jua paguaj ditën sikur të keni punuar që nga mëngjesi). Këta punojnë deri pasdreke (ikindi) dhe thonë: Merre këtë që kemi bërë! (dhe e braktisin punën). Prandaj ai mori një grup tjetër, të cilët punuan deri në perëndimin e diellit dhe morën fitimin edhe të dy palëve (paraprake)."(6) Ibni Maxheh në Sunen (1/659) ndërsa Albani në Sahihu-l-xhamii-s-sagir, (1/375) e cilëson autentik.(7) Ebu Davudi në Sunen (3/321), ndërsa Albani në Sahihu-l-xhamii-s-sagir (1/567) e vlerëson autentik.(8) Ebu Davudi në Sunen (4/109), ndërsa Albani në Mishkatu-l-mesabih (1/82) e cilëson autentik. (9) Shih ajetin 33 të kaptinës Ez-Zumer.

# Të menduarit e paqes në Islam

**Albinot Maloku**

**Si fe universale, Islami mbron tërësisht çështjen e paqes së përgjithshme, duke e trajtuar atë si një ideal të arritshëm që duhet të jetë pjesë integrale e jetës dhe që duhet të mbizotërojë në të gjitha fushat e veprimtarisë njerëzore.**

Të analizuarit dhe të vështruarit e paqes nga qasja e trajtimi që i jep Islami, është jo shumë i vështirë për të mos thënë i lehtë. Kjo, jo pse Islami nuk i dedikon shumë hapësirë paqes, po përkundrazi, nga fakti që paqja është baza nga e cila frymon Feja islame. Nominalisht, Islam do të thotë paqe, e më pastaj koncepti Islam i paqes shtjellohet më hollësisht, qoftë nga libri i shenjtë Kur'ani dhe qoftë edhe nga Syneti. Fjala islam është trajta e katërt gramatikore e së njëjtës rrënjë selama: islam, esleme dhe d.m.th. 'të dhurohesh, t'i mbështetesh krejtësisht Zotit me paqen në zemër'.

Jo shumë kohë pas përhapjes së Islamit, filloi një propagandë e fuqishme për ta cilësuar Islamin si jopaqësor, mirëpo këto cilësime nuk kishin një mbështetje në asnjë fakt, e më së paku në predikimin që bënin pasuesit e Islamit. Kjo propagandë dështoi gjithherë, dhe sidomos pas zbritjes së librit drejtues të jetës për besimtarët, të Kur'anit famëlartë. Kur'ani me përpikëri shpjegoi, drejtoi, tregoi, udhëzoi për paqe dhe rëndësinë e saj.

Të gjitha dokumentet, traktatet, marrëveshjet, ligjet ndërkombëtare, të cilat u miratuan dhe u ratifikuan nga shtete, organizata ndërkombëtare e organizma të tjerë, u munduan maksimalisht të ekzaminojnë, trajtojnë, kodifikojnë paqen dhe konceptin e saj. Ishte një mund i madh, por e meta e tyre ishte se nuk e perfeksionuan trajtimin e paqes sikurse Islami.

Në Islam të menduarit dhe të shqyrtuarit e paqes, nuk ishte metaforik, i një konsumi me skadim kohor, por kontinual-i vazhdueshëm, gjithëpërfshirës, për të gjitha kohët, shumëdimensional. Kjo ngase Islami inkurajon së pari paqen shpirtërore, pa të cilën nuk bën punë paqja e përgjithshme shoqërore.

Është propaganduar se hapat e shtrirjes së Islamit ishin të dhunshëm, një etiketim ky që nuk gjen mbështetje në asnjë urdhër apo direktivë që dalin nga libri drejtues për besimtarët, Kur'ani apo nga Syneti. Predikimi fondamental i Islamit është: Nuk ka dhunë a detyrim në besim. Dhuna në shtrirjen e Islamit nuk përkon me rregullat që Zoti ia transmetoi Pejgamberit Muhamed për t'ua kumtuar besimtarëve, dhe atë e ndaloi rreptësisht. Zoti Fuqiplotë la mundësi për zgjedhje të mënyrës së të besuarit, por përmendi shpërblimet për ata që ndjekin rrugën e paqes.

Paqen Islami e mendon si hyrje në parimin e harmonisë, që lë të kuptohet se harmonia e përgjithshme, planetare, dhe ligjet e jetës të përcaktuara me përpikëri, formojnë harmoninë, pra paqen. Islami zhduk të gjitha arsyet për të mos pasur paqe, kurse luftën e sheh si përjashtim. Kur jemi tek lufta, Islami edhe në gjendje luftërash përcakton rregulla të mosprekjes së paqes. Dënon thelbësisht luftërat të bazuara në racizëm, sepse këto janë tërësisht në kundërshtim me uniken e qenies njerëzore. Njerëzimin, Islami e sheh si një familje të madhe, globale, së cilës i nevojitet paqja, si parakusht i jetës, veprimtarisë, punës, angazhimit e të tjera. Drejtësia Islame paqen e sheh si barazi dhe respekt absolut, pavarësisht nga raca, gjinia a besimi. E inkurajon paqen si universale, të pacenueshme dhe për të gjithë.

Si fe universale, Islami mbron tërësisht çështjen e paqes së përgjithshme, duke e trajtuar si një ideal të arritshëm, që duhet të jetë pjesë integrale e jetës dhe që duhet të mbizotërojë në të gjitha fushat e veprimtarisë njerëzore. Duke ndjekur kriteret islame, paqja nuk mund të vendoset duke u tërhequr nga lufta, kur zotërojnë shtypja, korrupsioni, despotizmi dhe mohimi i pushtetit suprem të Perëndisë.

Para së gjithash, Islami e fut paqen në vetëdijen e njeriut, pastaj në familjen e tij, në bashkësi dhe, në fund, në marrëdhëniet ndërkombëtare. Islami kërkon që paqja të vendoset në marrëdhëniet reciproke të grupeve, në lidhjet midis njerëzve dhe pushtetit të tyre dhe, në fund, në mes shteteve. Për të arritur këtë, Islami shtrihet që nga paqja e ndërgjegjes, deri tek paqja në shtëpi, pastaj në shoqëri dhe përfundon me paqen botërore. Ndjenja e paqes, qetësisë dhe prehjes shpirtërore - në Islam përfaqësohet si ide kozmopolite.




# MALDIVET

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika e Maldiveve përbëhet nga disa ishuj koralë, që shtrihen në Oqeanin Indian, përkatësisht në një largësi 480 km në jugperëndim të Indisë, ose në një largësi rreth 671 km në jugperëndim të Srilankës. Ishujt koralë të Maldiveve përbëjnë një arkipelag që ka 1190 ishuj, të shpërndarë në një sipërfaqe ujore, që përfshin 90 000 km². Trualli është pothuaj i rrafshët në të gjithë ishujt. Sipërfaqja e ishullit më të madh të vendit është rreth 13 km²; janë të banuar vetëm 198 ishuj, të tjerët janë kryesisht të pabanuar. Maldivet kanë një pozitë të veçantë gjeografike. Maldivet janë një shtet që nuk ka kufij tokësorë, sepse nga të katër anët rrethohet nga ujëra. Pika më e ulët në Maldive ndodhet në zona të brigjeve të Oqeanit Indian, dhe është në nivelin e detit, kurse ajo më e larta ndodhet në një zonë të paemërtuar në ishullin Wilingili, arrin lartësinë deri në 2.4 metra mbi nivelin e detit[2].

Shumë shkëmbinj të njëpasnjëshëm që rrethojnë ishujt koralë të vendit, formojnë një mburojë, e cila ndihmon mbrojtjen e këtyre ishujve nga deti. Trualli është i mbuluar me barëra dhe me disa bimë tropikale. Aty rriten arra dhe disa pemë të tjera frutore[3].

Bazuar në të dhënat e vitit 2010, Republika e Maldiveve ka gjithsej 5 aeroporte, prej të cilave 3 janë të asfaltuara dhe dy të paasfaltuara. Vendi ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare; kryesori është porti Male[4].

Shteti i Maldiveve ka një numër të konsiderueshëm institucioneve të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura janë: Universiteti Kombëtar i Maldiveve, Universiteti i Sri- Jayewardenepura, Kolegji i Arsimit të Lartë i Maldiveve, Kolegji Mandhu, Kolegji Vila, etj..[5]

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Maldives.
- Emri zyrtar: Republika e Maldiveve.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 298 km².
- Numri i banorëve: 394.999 (korrik 2011).
- Dendësia: 1,012 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 100%.
- Kryeqyteti: Malè (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
- Qytete të tjera: Farukolhufunadhoo, Hulhumeedhoo, Veymandhoo, Viligili, Gan, Maroshi, Mula etj..
- Grupet etnike: drafedë (në ishujt veriorë), arabë (në ishujt qendrorë), sinhalezë (në ishujt jugorë) dhe zezakë.
- Gjuhët kryesore: dhivehi (gjuhë zyrtare) dhe gjuha angleze.
- Njësia monetare: Maldivian Rufiyaa, (1.00 MVR = 0.051 EUR).
- Data e pavarësisë: 26 korrik 1965 (nga Britania).
- Festë kombëtare: 26 korrik 1965 (shpallja e pavarësisë)[1].

Male: Si kryeqytet i Republikës së Maldiveve dhe qyteti më i madh i vendit, zë një sipërfaqe 1,77 km². Në këtë qytet jetojnë pothuajse një e treta e popullatës së vendit. Në Male është e përqendruar Qeveria e vendit, me të gjitha institucionet shtetërore. Ishujt e tjerë të vendit varen nga kryeqyteti në të gjitha aktivitetet financiare dhe në zhvillime të tjera administrative. Ndonëse ka një sipërfaqe të vogël tokësore, kryeqyteti Male është i veçantë dhe tërheqës, dhe u ngjet mjaft qyteteve të mëdha të shteteve të tjera, për shkak të pastërtisë, rendit të sistemuar në rrugët e qytetit, xhamive të shumta, tregjeve të ndryshme e të pasura, si dhe për panorama të bukura të qytetit. Ky qytet ka afërsisht 65.000 banorë, por me punonjësit e huaj dhe turistët, numri i tyre arrin deri në 100.000. Qyteti Male, që nga viti 1887 e deri në vitin 1965 ka qenë protektorat britanik, ndërsa kur vendi fitoi pavarësinë nga Britania e Madhe, u bë kryeqyteti i shtetit të ri të pavarur të Maldiveve6.

**Historia e Maldiveve**

Sipas vlerësimeve të historianëve, nga ngulimet e para në ishujt e Maldiveve konsiderohen popullsi budiste nga India dhe Sri-Lanka. Në bazë të studimeve krahasimore gjuhësore, pastaj të zakoneve dhe traditave të Maldiveve, dëshmohet se ardhja e parë e kolonistëve ishte ajo e dinastisë Al Dravidah



nga krahina Kerala, në vitet 300 para erës sonë. Këto studime përcaktojnë se kolonialistët ishin peshkatarë, që, me anijet e tyre, vinin nga brigjet jugperëndimore të Indisë, gjegjësisht nga jugu i subkontinentit indian, si dhe nga brigjet perëndimore të Sri -Lankës. Populli garavarro konsiderohet nga kolonistët e parë në Maldive. Disa studime dëshmojnë po ashtu për mundësinë e ardhjes së disa prej emigrantëve të hershëm nga Azia Juglindore, në periudhën midis viteve 543 para erës sonë deri në 483 p.e.s.. Disa dëshmi të tjera historike tregojnë për ardhjen e arabëve dhe aziatikëve në Maldive, sidomos në ishujt koralë jugorë të Maldiveve, andej nga shekulli II miladi (pas erës sonë). Ishujt Maldive, nga arabët, të cilët zotëronin rrugët tregtare në Oqeanin Indian, ishin të njohura si "Ishujt Kapitalë"[7]. Ishujt e Maldiveve gjatë periudhave të ndryshme të historisë kanë qenë në shënjestër të shteteve evropiane kolonialiste dhe të shteteve të tjera. Nga viti 1558 deri në vitin 1573 Maldivet u nënshtruan nga portugezët, kurse në vitin 1645, duke qenë si pjesë e Sri-Lankës, Maldivet u kolonializuan nga Holanda (deri në vitin 1796), sepse Sri-Lanka ishte nën qeverisjen e Holandës. Ndërkaq, në vitin 1887 ishujt e Maldiveve hynë nën protektoratin britanez, në kuadër të të cilit gëzonin autonomi, por si pjesë e Sri-Lankës deri në vitin 1948. Mandej, në vitin 1953 Ishujt e Maldiveve u bënë Republikë, në kuadër të Federatës Britaneze. Më vonë, në vitin 1965, vendi fitoi pavarësinë e vet të plotë dhe doli jashtë sferës së Federates Britaneze për t'u shpallur Republikë e pavarur[8].

**Historia e përhapjes së Islamit në Maldive**

Depërtimi i Fesë Islame për herë të parë në Ishujt e Maldiveve dëshmohet të ketë ndodhur në shekullin VI hixhri (XII miladi). Ky depërtim u realizua përmes iniciativës individuale të pedagogut mysliman Ebul Berekat Jusuf El Berberi, që vinte nga Magrebi (Afrika Veriore). Historinë e depërtimit të Fesë Islame në Maldive e tregon krijimtaria letrare popullore vendëse. Sipas saj, kur kishte arritur në Maldive, pedagogu i sipërpërmendur i kishte gjetur banorët e saj të zhytur tërësisht në besëtytni dhe në injorancë të thellë. Sipas tyre, banorëve u bëhej thirrje që të sakrifikonin çdo muaj një nga vajzat e tyre të bukura duke e hedhur në oqean, për të parandaluar (mbrojtur) mallkimet e njërit prej "shpirtrave të këqija" që rrethojnë ishujt e vendit. Pedagogu mysliman El Berberi kishte arritur t'i bindte banorët e Maldiveve për mosekzistimin e shpirtrave të këqija, duke qëndruar gjatë tërë natës duke lexuar Kur'an në vendin ku i sakrifikonin vajzat e tyre, dhe - nuk paskësh ndodhur asnjë mallkim, siç mendonin ata. Mandej mbreti i Malidiveve u bind për vlerën e madhe të Islamit, e përqafoi atë dhe veten e quajti Muhamed ibn Abdullah – siç quhej edhe Pejgamberi ynë i fundit - Muhamedi a.s.. Me atë rast, mbreti Muhamed kishte lëshuar menjëherë një dekret mbretëror, përmes të cilit u bënte thirrje të gjithë maldivianëve që të përqafonin Fenë Islame, dhe të gjithë i qenë përgjigjur ftesës së mbretit të tyre, dhe qenë rreshtuar në radhët e myslimanëve[9].Afërsisht po këtë ngjarje, për sa i përket hyrjes së Islamit në Maldive, e tregon edhe udhëpërshkruesi me



famë në Botën Islame, siç e quajnë edhe "Prijësi i udhëpërshkruesve myslimanë" - Muhamed ibn Abdullah ibn Muhamed Et-tanxhi, i njohur me nofkën Ibn Betuta (703 – 779 h / 1304 – 1377 m), i cili në vitin 1345 m kishte vizituar Ishujt Maldive dhe aty kishte qëndruar si gjykatës i drejtësisë islame për një vit e gjysmë. Pa marrë parasysh rrëfimet e ndryshme të historianëve për hyrjen e Fesë Islame në Maldive, duhet theksuar fakti se paraardhësit tanë myslimanë kishin kontaktuar me popuj të tjerë dhe u kishin komunikuar atyre mesazhin e Fesë Islame, siç është rasti i pedagogut mysliman El Berberi, i cili përhapi denjësisht Islamin ndër banorët maldivianë pa derdhjen e gjakut, pa përdorur asnjë mjet dhune, pa lakmuar pasurinë apo tokën e të tjerëve dhe pa i imponuar askujt vlerat islame. Historia nuk e përmend Ebul Berekat Jusuf El Berberiun që të kishte kërkuar pushtet apo të kishte lakmuar poste a privilegje, që të kishte vrarë njerëz të pafajshëm ose të kishte bërë zhvendosjen e popullatës maldiviane, apo të kishte arabizuar popullin me dhunë a të kishte shkatërruar vendin ku pati arritur. El Berberi gjatë tërë jetës së tij i ishte përkushtuar predikimit dhe thirrjes islame në Maldive, ku edhe pati vdekur. El Berberi kishte gëzuar respekt të veçantë atje, për se banorët maldivianë do ta kujtonin me mall. Edhe varri i tij, sigurisht në shenjë respekti, vazhdon të ruhet që nga koha e vdekjes së tij, për të çmuar kontributin e tij dhënë banorëve vendës[10].

**Klima**

Ishujt e Maldiveve, për shkak të shtrirjes gjeografike në kuadër të klimës tropikale, karakterizohen për "klimë të nxehtë dhe me shi gjatë tërë vitit". Klima në vend është e ndikuar nga erërat stinore verore, që vijnë nga qendra e Oqeanit Indian, si dhe nga erërat stinore dimërore, që vijnë nga Azia Qendrore. Kur kalojnë nëpër Ishujt e Maldiveve, këto erëra verore e dimërore vijnë të ngarkuara me avuj uji... Kjo klimë ka ndihmuar krijimin e një atmosfere shumë mahnitëse dhe shumë mbresëlënëse në tërë Ishujt e Maldiveve. Shirat e mëdha në vend derdhen kryesisht në mes muajve maj e tetor dhe të shoqëruara me erë. Ndërkaq, shirat e vogla bien nga nëntori deri në prill. Temperaturat nuk shënojnë shumë ndryshime, kryesisht janë mesatare gjatë gjithë vitit; ato sillen prej 26 gradësh (më të ulëtat) deri në 30 gradë celsius më të lartat[11].

**Gjendja ekonomike**

Peshkimi, që kontrollohet krejtësisht nga Qeveria e Maldiveve, konsideerohet shtylla kryesore e ekonomisë së vendit. Shitja e peshkut të tharë në Sri-Lanka është nga burimet kryesore të të ardhurave që mbushin buxhetin e shtetit. Gjithashtu turizmi luan një rol të rëndësishëm në ekonominë e Maldiveve, sepse nga turizmi llogaritet që krijohen rreth një e pesta e të ardhurave të vendit. Në ishullin Gan janë dy fabrika të mëdha të industrisë së rrobave, ku prodhohen këmisha dhe rroba të tjera të brendshme prej leshi. Eksportin kryesor të Maldiveve përbën mishi i peshkut. Ka edhe eksporte prodhimesh të tjera, sikur janë ato nga kokosi, kërmijtë e ujit dhe disa ushqime të përgatitura nga mishi i peshkut. Ndërkaq, orizi, sheqeri, gruri dhe disa prodhime industriale, konsiderohen nga importimet e vendit. Shtetet si India, Japonia, Singapori dhe Sri-Lanka llogariten prej vendeve kryesore, me të cilat kanë marrëdhëniet tregtare Maldivet. Mjetet që përdoren më së shumti për udhëtim të brendshëm, janë anijet e vogla me vela, ose edhe aeroplanët e vegjël për udhëtime prej një ishulli në tjetrin, kurse anijet me avull lundrojnë rregullisht midis kryeqytetit Male dhe Sri-Lankës.[12]

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, fq:. 144. Mektebetul Adab, 2007 m – 1428 h, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 21. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 146, 147. Dasara, 2007, Tiranë. (2) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f.178. Dar Alem El Kutub, 1997 , Rijad. Muhammed Atris; f.144. (3) www.moqatel.com(4) www.moqatel.com. (5) ar.wikipedia.org(6) ar.wikipedia.org/wiki. (7) lalipost. almountadaalarabi.com (8) Muhammed Atris; Ibid f. 145. (9)www.akhbartaiba.com. 10) ikholane.vraiforum.com. (11) www.startimes.com(12) www.marefa.org

# Islamistët nga represioni në pushtet

**Mr. Qemajl Morina**

**Muhamed Mursi dhe Rashid Ganush, janë shumë mendjehollë. Po ashtu ata janë myslimanë që kanë për qëllim modernizimin e vendeve të tyre. Prioritet i tyre nuk është imponimi i Sheriatit, po krijimi i vendeve të reja të punës për një numër të madh të të rinjve që janë pa punë, kthimin e sigurisë tek qytetarët; sundimi i ligjit dhe ringjallja e ekonomisë, e cila u shkatërrua aq shumë gjatë ngjarjeve të vitit të shkuar.**

Paraqitja e suksesshme në skenë e lëvizjeve islame pas disa dekada shtypjesh, konsiderohet prej dukurive që i dalloi revolucionet arabe gjatë tetëmbëdhjetë muajve të shkuar. Pas ardhjes në pushtet, këto lëvizje do t'i nënshtrohen një kontrolli të hollësishëm për veprimet e tyre. Të gjitha këto lëvizje kanë nga një krah ekstrem dhe secili prej atyre krahëve do të bëjë përpjekje të bëjë anulimin e ndarjes aktuale të fesë nga politika, një çështje kjo që konsiderohet tejet e rëndësishme për opinionin perëndimor. Mirëpo, pyetja kryesore që shtrohet, është: A do të mund t'i zbutin prijësit myslimanë në pushtet ekstremistët që kanë në radhët e tyre?

Kjo është sfida me të cilën ballafaqohet presidenti i porsazgjedhur i Egjiptit, Muhamed Mursi, po dhe lideri historik i partisë "En-nehda" të Tunizisë, Rashid Ganush. Dy partitë politike të tyre, në zgjedhjet e fundit demokratike, fituan shumicën dhe ata kanë pushtetin në të dyja vendet. Islamistët korrën fitore edhe në vende të tjera, siç është Maroku, ku morën koncesione të mëdha nga mbreti. Ata ka gjasa ta marrin pushtetin edhe në Jemen, Jordani dhe në ndonjë vend tjetër. Pavarësisht nga shpresa të mëdha, islamistët humbën në zgjedhjet e fundit që u mbajtën në Libi, ku fitoi koalicioni i përbërë prej 58 partive politike të udhëhequra nga Mahmud Xhibrili, ish-kryetar i Këshillit Nacional Transitor, i cili udhëhoqi Libinë pas rënies së ish-liderit libian Muamer El-Gaddaf.

Si duket, konflikti në Siri do të jetë pa kompromis. Islamistët janë në fazën e luftës në mes jetës dhe vdekjes me presidentin sirian, Beshar El-Asad, i cili tërë fuqinë e tij e mbështet në partinë Baath si dhe në pakicat, siç janë: të krishterët, druzët dhe pakica alevite, e cila mbizotëron në forcat ushtarake të vendit. Raporti i forcave deri tash nuk dihet, por, në bazë të përvojës së vendeve të tjera, regjimi i El-Asadit po numëron ditët e fundit.

**Islamistët të preferuarit e zgjedhësve**

Në secilin nga vendet e Botës Arabe, po afrohet momenti kur islamistët do të vijnë në pushtet. Kjo ndoshta nuk do t'i pëlqejë Perëndimit. Kjo mund të shkaktojë frikë tek pakicat. Kësaj mund t'i frikësohen shtresat e mesme - se do të humbin modelin perëndimor të jetës së tyre. Nga kjo mund të tmerrohen gratë, sepse tërë kjo mund të çojë në izolimin e tyre. Izraeli mund të shqetësohet për vazhdimin e marrëveshjes së Kamp- Dejvidit të vitit 1979, e nënshkruar me Egjiptin, në bazë të së cilës ai siguroi dominimin rajonal të shtetit çifut për më shumë se tri dekada. Mirëpo, këto shqetësime mund të jenë paksa të ekzagjeruara.

Këtë mund ta argumentojmë nga fakti se të dy liderët, Muhamed Mursi dhe Rashid Ganush, janë shumë mendjehollë. Po ashtu ata janë myslimanë që kanë për qëllim modernizimin e vendeve të tyre. Prioritet i tyre nuk është imponimi i Sheriatit, po krijimi i vendeve të reja të punës për një numër të madh të të rinjve që janë pa punë, kthimin e sigurisë tek qytetarët; sundimi i ligjit dhe ringjallja e ekonomisë, e cila u shkatërrua aq shumë gjatë ngjarjeve të vitit të shkuar.

Muhamed Mursi, president i porsazgjedhur i Egjiptit, ka marrë diplomën e doktoratës nga Universiteti i Kalifornisë së Jugut në inxhinieri. Ai

vazhdoi për disa vite të studionte dhe të ligjëronte në ShBA. Dy fëmijët e tij, të lindur në ShBA, prej pesëve sa ka gjithsej, kanë nënshtetësinë amerikane. Rashid Ganush ka marrë edukim islam tradicional. Mirëpo, hapja e tij shihet nga profesionet që kanë zgjedhur bijat e tij. E bija e tij e madhe ka doktoruar në fizikën astronomike. E dyta punon avokate në fushën e të drejtave të njeriut; ka studiuar në Universitetin e Kembrixhit. Kurse vajza e tij tretë është profesore e filozofisë dhe hulumtuese në Fakultetin e Studimeve Lindore dhe Afrikane në Londër.

Për ta realizuar programin e tyre, islamistët në Egjipt dhe ata në Tunizi, duhet të formojnë koalicione me aleatë vendës dhe duhet t'i lënë ekstremistët sa më larg që të jetë e mundshme. Me qëllim të qetësimit të shqetësimeve të grave dhe të koptëve, të cilët përbëjnë 10% të popullatës së Egjiptit, presidenti i Egjiptit, Muhamed Mursi, propozoi caktimin e një zonje të krishterë në postin e zëvendëspresidentit, ndër kohë që partia "En-nehda" në Tunizi,duke ditur rëndësinë e qeverisjes në këtë fazë, e formoi qeverinë në koalicion me dy parti laike: me partinë e Kongresit për Republikë me Munsif El-Merzukin në krye, dhe me partinë "Uniteti" me Mustafa bin Xhafer-in në krye. Mustafa El-Merzuki është president i Republikës, ndërkohë që bin Xhafer është kryetar i parlamentit.

Në kongresin e parë që partia "En-nehda" kishte mbajtur kohë më parë e që ishte kongresi i parë pas zgjedhjeve të tetorit të vitit të shkuar, kryetari partisë, Rashid El-Ganush, bëri përpjekje për ta paraqitur imazhin e tolerancës dhe moderimit, që konsiderohen kryesore për tërheqjen e investitorëve dhe të turistëve në Tunizi.

**Islamistët shtresa më e persekutuar**

Shfaqja e islamistëve në skenën arabe ka ndodhur për disa shkaqe. Po përmendim disa prej tyre: Rezultat i reagimit gjithëpopullor ndaj masave represive të diktatorëve të korruptuar si dhe ndaj dhunës policore, ishte reagim i dominimit perëndimor ndaj pushtetarëve, të cilët preferonin interesat strategjikë të Perëndimit ndaj aspiratave të popujve të tyre për liri dhe pavarësi.

Në anën tjetër fitorja e islamistëve konsiderohet reagim ndaj një shtypjeje të dhunshme prej disa dekadash që ishte ushtruar kundër tyre në vendet ku ata jetonin, nga pushtetarët vendorë. Në Egjipt, në vitin 1948, ishte ndaluar aktiviteti i Lëvizjes "Vëllezërit Myslimanë", e cila ishte themeluar në vitin 1928, kurse një numër i konsideruar i tyre anëtarëve të saj arrestuan nën akuzën se po përgatitnin grusht shteti kundër mbretit Faruk. Një vit më vonë u vra Hasan El-Bena, në moshën 42-vjeçare, themelues i Lëvizjes, nga ana e forcave të sigurimit të shtetit. Në kohën, kur "Vëllezërit Myslimanë" tentuan të bënin atentat ndaj liderit të Revolucionit egjiptian, Xhemal Abdu Naser, në vitin 1954, u arrestuan me mijëra, kurse 6 prej parisë u dënuan me varje, si dhe u ndalua lëvizja e "Vëllezërve Myslimanë". Kjo bëri që një numër i madh i tyre ta lëshonin Egjiptin për të shpëtuar jetën. Arrestimi i "Vëllezërve Myslimanë"dhe persekutimi i tyre vazhdoi edhe në kohën e ish-presidentit egjiptian Husni Mubarak, për tri dekada, deri më 11 shkurt 2011, kur u detyrua të ikte nga skena politike.

Në Tunizi kishte ndodhur njësoj me partinë "En-nehda". Ajo ishte ndaluar në kohën e ish-presidentit Burgiba, si dhe në kohën e Zejn El-Abidin ben Ali, për më shumë se një çerekshekull. Kryetari i partisë, Rashid Ganush, ishte dënuar me burg disa herë për vite të tëra, kurse mbi 20 vjet i kishte kaluar në mërgim në Britaninë e Madhe.

Në Algjeri islamistët i luftoi ushtria në kuadër të asaj që quhej "luftë qytetare", në vitet nëntëdhjetë të shekullit të shkuar, gjatë së cilës u vranë mbi 150.000 njerëz.

Në Libi ish-lideri libian Muamer El-Gadaf i luftoi islamistët sa herë që kishte nevojë të ndërmerrte ndonjë fushatë për këtë.

Në Siri regjimi i ish-diktatorit Hafidh El-Esed, "Vëllezërve Myslimanë" u shpalli luftë pa kompromis në vitin 1982, pas një përpjekjeje të këtyre të fundit për atentat kundër tij dhe regjimit të tij, në vitin 1980. Gjatë asaj ekspedite ushtarake i tërë qyteti Hama qe rrënuar nga themeli prej artilerisë së rëndë, kurse me mijëra anëtarë të Lëvizjes qenë pushkatuar. Që nga ajo kohë "Vëllezërit Myslimanë" u shpallën organizatë jolegjitime dhe kushdo që dyshohej se i përkiste organizatës në fjalë, mund të pushkatohej pa pasur nevojë për kurrfarë gjykimi. Kjo është arsyeja pse sot islamistët në Siri po bëjnë përpjekje për t'u liruar nga ky regjim diktatorial.

Në Jemen, ish-kryetari Ali Abdullah Salih, i cili sundoi prej viti 1978, islamistët i përdori kundër marksistëve në luftën e tij në Jemenin e Jugut. Mirëpo, në momentin kur ai e gjeti veten për t'iu bashkuar "luftës së Amerikës kundër terrorizmit" u kthye kundër tyre. Islamistët shpresojnë se pas shkuarjes nga skena politike të ish-presidentit Ali Abdullah Salih, do t'i rikthejnë të drejtat e tyre.

Në dritën e kësaj së kaluare të ashpër, nuk duhet të na habisë fakti se në mesin e islamistëve ka njerëz ekstremistë, të cilët kërkojnë hakmarrje ndaj ish-persekutuesve. Mirëpo, prijësit e tyre duhet të jenë largpamës dhe të guximshëm, të mbështeten në Islamin e moderuar dhe tolerant, i cili pranon pluralizmin dhe modernizmin. Ata duhet ta mbështesin barazinë sociale në shoqëri dhe të ruajnë pavarësinë dhe sovranitetin shtetëror e kombëtar të vendeve të tyre. Të bëjnë çmos për ringjalljen ekonomike të vendeve, duke krijuar vende të reja pune. Ata nuk do të kenë sukses në përpjekjet e tyre, vetëm nëse janë të vetëdijshëm se vendet e tyre janë pjesë e një bote, në të cilën shtetet mbështeten tek njëri-tjetri.

# A është "kombi" popull apo gjeografi?

**Fejsal Abdul Raif***

**Fragment nga libri "Çka është e ndershme për Islamin, ajo është e ndershme edhe për Amerikën": Shembull për këtë ishte Nigeria në Afrikë, ku më shumë se dyqind grupe të ndryshme religjioze, fisnore dhe gjuhësore u detyruan të bëhen pjesë e një shteti të ri nacional, të quajtur Nigeria. Pasqyrë e kësaj gjendjeje ishte lufta qytetare nigeriano-biafrikane/ nga viti 1967 deri 1970/.**

Historikisht njerëzimi e identifikonin veten si komb, sipas fisit, gjuhës, traditës dhe religjionit. Gjeografia ka qenë pjesë e definicionit por rrallëherë si definicion parësor a i vetëm. Kjo rrjedhë shkon rrugës natyrore dhe organike: individi është pjesë e familjes, e klanit dhe fisit e pastaj pjesë e kombit. Në momente të caktuara, grupet e caktuara kombin fillojnë ta mendojnë si diçka parësore, e caktuar gjeografikisht, dhe grupin e identitetit të tyre ata e dallojnë në kuadër të vendit. Mund të jetoni në territore të caktuara gjeografike vetëm nëse i takoni një grupi specifik njerëzish, të cilët kanë gjuhën e përbashkët, pamjen etnike dhe fisin, të cilët e posedojnë vendin-territorin, të përcaktuar si shtet apo vend nacional. Mund të shihni se si kjo ide fillon të mbjellë konflikte në mes njerëzve të cilët do të hedhin pronësinë e themeluar në cilëndo qoftë karakteristikë të identitetit. Përfundimi logjik është ky-je i inkuadruar vetëm nëse heq dorë nga veprat dhe të drejtat e tua të patjetërsueshme, të identitetit personal. Pas Luftës Parë Botërore, Britania, Rusia dhe Franca ndanë Perandorinë Osmane dhe krijuan identitete kombëtare, duke i ngritur gjeografikisht. U vendosën kufijtë territorialë që më parë ishin të paqartë, por jo gjithmonë duke respektuar edhe dallimet rajonale, kulturore dhe fetare. Identitete të reja nacionale u krijuan përgjatë vijave gjeografike. Disa shoqëri shekullore u ndanë në copa, që njëkohësisht filluan dhe vazhduan varrosjen e rezistencës së dëmshme dhe të pabesueshme të pluralizmit në shoqëri, deri në atë shkallë sa u detyruan të jetojnë bashkë në hapësira të njëjta gjeografike.

Për shembull, nëpër krahina ku Irani kufizohet me Azinë Qendrore dhe Indinë, iranianët që flasin gjuhën perse, kufizoheshin dhe përziheshin me uzbekistanezë që flasin të njëjtën gjuhë. Territori i quajtur Afganistan u vizatua në hartë, duke i ndarë uzbegistanezët brenda kufijve të tij nga bashkëkombësit e tyre në Uzbekistan; shiitët, të cilët flisnin gjuhën perse, dhe hazarët (ky popull nuk ekziston më, është histori e gjatë për të sqaruar Sh. V.), u ndanë nga bashkëkombësit e tyre në Iran; edhe pashtunët që flisnin gjuhën e tyre, po ashtu u ndanë nga pashtunët e Pakistanit, që dikur ishte provincë e Indisë. Si mund t'i bindë dikush këto tri grupe që të shkrijnë identitetin e tyre në këtë identitet të ngritur gjeografikisht? Si të presim prej tyre që ta ndiejnë veten me traditë pjesërisht uzbekistane, pashtuane dhe hazare, prej të cilëve i kanë ndarë? Iraku është "kombi" tjetër që u formua me tërheqjen e vijave nga bashkësitë (lexo: Fuqitë e Mëdha Sh. V.) që e ndanë copë e grimë. Me këtë rast kurdët përjetuan një dështim. Në vend që të kishin Kurdistaninë e tyre, ata u ndanë në mes Irakut, Iranit dhe Turqisë, edhe pse ata kishin një lidhje të fortë me kulturën dhe identitetin etnik të vetin. Ata që janë përgjegjës për këtë vendim, britanikët-asnjëherë nuk kanë menduar se si do të deklaroheshin kurdët e ndarë me kufij jonatyrorë nga populli vetjak i tyre, - me identitetin turk apo irakian, me të tjerët që flasin gjuhë tjetër, ose shiitët me myslimanët sunitë. Këto janë disa nga provokimet me të cilat ballafaqohet sot SHBA, me përpjekjet për të vendosur paqe dhe rend të ri në Lindjen e Mesme të Botës Myslimane. Imagjinoni sikur në fund të Luftës së Parë Botërore, pakti i Versajës

*Ka lindur në Kuvajt më 1948, në një familje angleze. U shkollua në Egjipt dhe Malajzi. Ka kryer studimet e fizikës në Universitetin Kolumbia në Nju-Jork. Është themelues i iniciativës Kordoba dhe i shoqatës për përparimin e myslimanëve ESMA, si dhe imam në xhaminë Mesxhid-ul-Ferah, e cila gjendet dymbëdhjetë blloqe përtej pikës zero. Gjithashtu është themelues i shumë asociacioneve të ndryshme të karakterit islam dhe ndërkombëtar.

t'i fshinte nga harta kufijtë e Gjermanisë dhe Austrisë. Një pjesë e Gjermanisë sot do të ishte me Poloninë, pjesa tjetër me Francën, një pjesë me Holandën dhe pjesa e mbetur do të ngelnin në Itali. Supozojmë se ndarja e mëtejshme do të prodhonte gjendjen që shumica e gjermanëve katolikë të ishin nën sundimin e protestantëve holandezë dhe që Vatikani në Romë të ishte shumë i brengosur për statusin e katolikëve, të cilët do të vuanin nga "keqtrajtimet e protestantëve". A do të ishte e çuditshme që ky "komb", njerëz me një identitet të fortë teutonik, që nuk i përton luftës, të gërmonin në Francë për "Vendin Teuton"- Dojçlandin në Gjermani, apo që Italia të mbante lidhje speciale me katolikët gjermanë? Do të ishte një ndarje e ngjashme sikur e kurdëve në mes Turqisë e Irakut, dhe e shiitëve në mes Irakut, Iranit dhe Afganistanit. T'i ndash njerëzit që kanë qenë pjesë e një kombi, gjuhe a kulture dhe t'i detyrosh të bëhen pjesë e një identiteti tjetër, apo të krijosh një identitet të ri të gjithëmbarshëm, dhe të presësh prej tyre që të ngulin rrënjë në bazë të identitetit gjeografik, - ishte receta për konfliktet në Botën Myslimane.

Ideja origjinale islame e UMET-it, komunitetit apo shoqërisë, ishte ndërtuar gjithmonë sipas popullatës e jo sipas tyre të ngritura gjeografikisht. Kur Palestina dhe Egjipti u çliruan nga ana e kalifit të dytë, Omerit r. a., të krishterët, hebrenjtë dhe grupe të tjera religjioze ishin të lirë që të praktikonin traditat e tyre religjioze. Omeri r. a. thirri 70 familje të hebrenjve që të ndërtonin rezidencën në qytetin e Jerusalemit, prej nga hebrenjtë ishin ndjekur në vitin 70 të erës së re. Shihet qartë se Omeri r. a. nuk konsideronte që gjeografia kërkon identitet religjioz unitar, sepse ai ndërtoi një shtet/identitet, i cili ishte pluralist. Egjipti nuk u bë shoqëri me shumicë myslimane deri një gjysmë shekulli më vonë. Sido qoftë, që kur myslimanët, në mes të tjerash, në shekujt XVII e XIX ranë nën ndikimin e normave evropiane, ideja jonatyrore e shtetit nacional islam- "vendet myslimane" të pastra, të ndërtuara gjeografikisht-lëshuan sytha në vetëdijen e myslimanëve. Kjo u realizua përfundimisht në gusht të vitit 1947, në nënkontinentin indian, kur India u nda gjeografikisht përgjatë vijës religjioze, në Indi dhe Pakistan. Me miliona njerëz humbën jetën, që atëherë lindi konflikti në mes dy vendeve, të cilat sot janë fuqi nukleare, dhe vazhdojnë të ekzistojnë deri në ditët tona. Hindusët dhe myslimanët jetuan në Indi me shekuj, të ndarë pak për nga religjioni. Ndërkaq, konfliktet ndodhën pas krijimit të Pakistanit. Deri nga mesi i shekullit XX, fjala HINDU shfrytëzohej në kuptimin "nga vendi i Indisë", dhe kështu e plotë, nëpër shkrime dhe biseda në nënkontinent termi hindu-mysliman do të nënkuptonte myslimanin e Indisë. Tashmë ky term nuk përdoret, por sot do t'i gjeni hindusët dhe myslimanët nga Gudxherati, që flasin të njëjtën gjuhë, e po ashtu edhe në Kashmir, kurse një situatë të tillë kemi në shumë shtete dhe provinca të Indisë dhe Pakistanit. A janë myslimanët dhe hindusët e nënkontinentit në situatë më të mirë në shtetin religjioz- si pjesë e një kombi në shtet, i cili më tepër është religjioz pluralist, sesa ishin më parë? Cili model është më i harmonishëm me shtetin e Abrahamit, që është themel i etikës islame dhe njerëzore?

Krijim i shtetit religjioz-nacional, që prodhoi një konflikt të dhembshëm global, është krijimi i shtetit të Izraelit më 1948. Deri atëherë, hebrenjtë jetonin pjesërisht në Botën Islame, që prej Marokut, Afganistanit Perëndimor, Uzbekistanit Lindor e Turqisë dhe Ballkanit e deri tek Jemeni në pjesën jug perëndimore të Gadishullit Arabik. Gjatë kohëve të ndryshme të vendeve të historisë islame, nëpër pjesët e qendrave të kulturës islame siç ishin Egjipti, Siria, Iraku, Irani dhe Turqia - ekzistonin komunitete të mëdha hebreje. Duke jetuar me shekuj nëpër këto pjesë të botës, ata dukeshin, flisnin dhe ushqeheshin, deri edhe këndonin sikurse njerëzit e tjerë përreth tyre, me përjashtim të detajeve liturgjike të tyre që kanë prejardhje nga hebraizmi, përpara të atyre krishtere dhe islame. Krijimi i Izraelit, dhe mënyra e krijimit të tij, filloi skizmën më fatkeqe në mes myslimanëve dhe hebrenjve, të cilët gjatë tërë kohës pjesën më të madhe të historisë e shijuan në afërsi intime të thellë.

Në sytë e joevropianëve, Izraeli ishte krijesë evropiane, produkt i idesë nacionaliste. Për shkak të konfliktit, sefardë,t për fat të keq, në shumë shoqëri myslimane u bënë viktimë, që është një situatë pikëlluese, jo vetëm për komunitetin e hebrenjve, por, gjithashtu, edhe për komunitetet myslimane, të cilat, duke i humbur qytetarët hebrenj, u bënë më pak pluraliste. Imagjinoni sikur shumica e hebrenjve amerikanë, pas vitit 1948, për shkak të Izraelit, të largoheshin nga Shtetet e Bashkuara. A nuk do të përjetonte Amerika një humbje të tmerrshme? Historikisht, prania e madhe e hebrenjve amerikanë ka formësuar me të madhe kuptueshmërinë amerikane të lirive qytetare dhe ka kontribuar për kulturën amerikane. Gjithnjë deri në vitet '60 (të shekullit të shkuar) Egjipti ishte po ashtu një shoqëri e madhe pluraliste, duke i përfshirë jo vetëm komunitetet që aty kanë jetuar që nga kohët më të lashta (ezela, e kaluara që nuk ka fillim Sh. V.), si koptët dhe hebrenjtë, por edhe komunitete më të mëdha - greke dhe italiane, që ruanin identitetet e tyre kulturore dhe gjuhësore greke e italiane. Për keqardhje, ky varietet është çështje e së kaluarës. Këtë çështje mund ta kuptojmë më mirë nëse sërish imagjinojmë sikur hebrenjtë e Amerikës ta kishin lëshuar vendin më 1948. A do të mbetej Amerika një vend pluralist apo ndoshta do të bëhej një shtet i ashpër, i përcaktuar në mënyrë rigoroze sipas

etikës partizane e krishtere? Disa konsiderojnë që hebrenjtë dhe myslimanët gjenden në pozitë më të mirë nëse jetojnë ndaras. Mendoj që modeli i Shteteve të Bashkuara ofron, pa kurrfarë dyshimi, dëshmi se shoqëritë janë më të shëndosha nëse zhvillohen në pluralizëm, duke forcuar ekonomitë e veta në pajtim me pjesëmarrje të njëjtë për të gjithë njerëzit që jetojnë bashkë në një vend. Nuk do ta harroj kurrë vitin 1973, kur në cilësinë e studentit të diplomuar, shoqëroja biznesmenin e njohur egjiptian Ahmed Aboushakir, themeluesin e zinxhirit të lokalit të shishqebapëve, "kolonelin Sanders" të Lindjes së Afërt, në kërkimin gjithëpopullor për të gjetur shokun e tij të fëmijërisë - Albert Mizrahi. Aboushakiri ishte religjioz i thellë mysliman, kurse Mizrahi një hebre egjiptian. Më në fund u takuan sërish në Kanzas-Sity, kurse dashuria, dashamirësia dhe lotët e gëzimit që vëreheshin tek të dy, ishin aq intensive, sikur të takoheshin dy vëllezër të ndarë me dhunë. Myslimanët palestinezë, gjenerate e babait tim, tregojnë se, kur ishin fëmijë, prindërit e tyre i qortonin nëse në shenjë respekti nuk u puthnin duart edhe rabinëve, sikurse vepronin me klerikë dhe me imamë. Shumica shpresojnë që me një paqe të vërtetë në mes Izraelit dhe Palestinës, ky lloj respekti të dyanshëm do të mbinte sërish. Për shkak se shumë myslimanë në Botën Myslimane nuk po rriten më në afërsi të hebrenjve dhe nuk po i njohin personalisht, shikuar në përgjithësi - a është çudi që tensionet e komuniteteve fetare po bëhen gjithnjë e më të helmuara?

Duke shtuar, sikurse kemi diskutuar edhe në hyrje të librit, kolonializmi evropian ka krijuar atë që dijetari politik i Harvardit - Samuel Hantington e quan komunitet dhe bashkësi të "grisur", liderët e të cilëve etnikisht janë tradicionalë, por mënyra e mendimit e të cilëve i takon popullit të kolonizuar. Dy shembuj për këtë nga Bota Myslimane janë Kemal Ataturku në Turqi dhe Shahu në Iran. Ataturku ishte gjeneral i Turqisë, hero ushtarak. Ai në vitin 1924 rrënoi kalifatin osman, qendra e të cilit ishte në Stamboll. Trauma e kësaj ngjarjeje ende ndihet në shumë komunitete myslimane. Osama bin Ladeni, një një prej incizimeve të tij, kishte theksuar këtë çështje, kur foli haptazi për fyerjen e "para tetëdhjetë vjetve", që kishte çuditur shumë amerikanë. Thënë me gjuhën e Hantingtonit, Ataturku dhe Shahu kanë "zhveshur" shoqërinë e tyre. Ata, sipas mënyrës së mendimit të tyre, ishin evropianë dhe mendonin dhunshëm që shoqërinë e tyre ta transformonin sipas imazhit perëndimor. Nga fundi i kolonializmit, në gjysmën e parë të shekullit XX: me paraqitjen e regjimeve shekullare militariste, në mesin e të cilave asokohe ishin qytete kryesore islame të Turqisë, Egjiptit dhe Iranit, myslimanët i qeverisnin liderët e pazgjedhur, shekullarë, sikur ishte Kemal Ataturku, i cili i detyroi me dhunë që mënyrën e veshjes së tyre ta ndërronin me veshje perëndimore, duke përdorur republikën (lloj kapele, 'cilindër') në vend të fesit...Kurse, në anën tjetër, Shahu i Iranit urdhëroi policinë që me bajoneta t'i detyronin femrat t'i hiqnin ferexhetë. Amerikanët mund të pyesin pse të ketë kjo ndonjë rëndësi. Sillni në mend faktin që ne në Shtetet e Bashkuara nuk i detyrojmë fëmijët tanë që uniformën e shkollës ta bartin në shkolla publike, dhe të gjitha ua ofrojmë me dashuri, edhe atëherë kur insistojnë që të shpenzojmë shumë të holla për veshje sportive të tenisit, të cilat janë në modë. Për ta kuptuar më mirë dhe plotësisht se çfarë ka bërë Ataturku duke e anuluar kalifatin, imagjinoni sikur Musolini të anulonte papatin dhe Vatikanin ta shndërronte në muze. Si do ta ndienit veten, po të ishit katolikë? Ndërkaq, sa për faktin se ç'ka bërë Shahu, imagjinoni sikur Presidenti i Amerikës, i cili e ka dashur shumë kulturën franceze, të urdhëronte gardën nacionale që t'i detyronin gratë amerikane që, nëpër plazhet e Floridës, në emër të "civilizimit", t'i zhvishnin kostumet e tyre nga trupi!

**Si do ta ndienit veten po të ishit baptistë apo hebrenj?**

A thua baptistët e jugut nuk do ta konsideronin këtë si rrëshqitje në amoralitet, sikurse edhe zotërinjtë e Iranit t'i konsideronin sjelljet e Shahut të pamoralshme? Për dallim prej Shahut dhe Ataturkut, një shembull me rëndësi është për dikë që ka shijuar traditën e kolonizimit por që nuk ia ka kthyer kurrizin traditës së vet, i tillë ka qenë Mahatma Gandi. Duke u kthyer në Indi, ai pikërisht bëri të kundërtën: e hodhi poshtë veshjen perëndimore, sepse ai ka ditur si të tërheqë vijën në mes identitetit kolonizator dhe të kolonizatorit, duke e mbajtur identitetin personal të barabartë më të huajin, kështu që ai u respektua nga të dy anët. Ishte kundër ndarjes së Indisë në Pakistan, që kjo pozitë ishte në harmoni me etikën e Abrahamit. Po ashtu, ishte kundër padrejtësive shoqërore të sistemit të kastës hinduse dhe ndaj myslimanëve mbante qëndrim si ndaj vëllezërve e motrave, prapë në harmoni me etikën e Abrahamit. Me cilin prej këtyre shembujve, të cilët janë demonstruar gjatë historisë, do të krenoheshin më shumë, qofshin edhe në Perëndim, të cilët janë në harmoni me traditat dhe aspiratat e vendit, të cilat mbarojnë në fund të ditës.

E vërteta nuk është vetëm çështje e fakteve: ajo në vete është po aq edhe si i konceptojmë faktet. Ajo që e shohim si të vërtetë, shpesh është interpretimi personal i fakteve tona, të dekoruara me vlefta të skalitura aq thellë në nën vetëdijen tonë, saqë shumë shpesh as që i vërejmë. Shpesh nuk e shohim të vërtetën e anës tjetër, gjithnjë derisa ngjashmëria e përvojave tona personale të mos na i hapë sytë.

Përgatiti dhe përshtati: Shevki Sh. Voca

# A do të kalojë ligji për lirinë fetare?

**Mr. Jeton Mehmeti**

**Ligji për lirinë fetare në Kosovë, i miratuar në korrik të vitit 2006, është një ligj tepër i përgjithësuar, i cili më tepër është përkujdesur t'ia garantojë qytetarit të Kosovës të drejtën për të pasur ose për të mos pasur fe, për ta mbajtur apo për ta ndërruar fenë, se sa që rregullon jetën institucionale të bashkësive fetare në Kosovë.**

Në këtë ligj askund nuk përmenden emri i ndonjë bashkësie fetare të Kosovës, dhe si i tillë ky ligj del të jetë tepër i përgjithësuar dhe para së gjithash tepër jo përmbajtjesor. Është dashur të kalojnë gjashtë vite që Qeveritë e Kosovës të përpilojnë një ligj të ri për lirinë fetare në Kosovë, i cili do të rregullonte më në fund mënyrën dhe kushtet për regjistrimin e bashkësive fetare në Kosovë, pozitën e tyre juridike dhe statusin financiar të tyre si dhe të nëpunësve fetare dhe administrativ që punojnë pranë tyre. Me gjithë risitë që përmban projektligji i ri, në formën aktuale të tij edhe ky del të jetë i mangët në disa aspekte, disa prej të cilave do të diskutohen më poshtë.

**Dispozitat e projektligjit të ri**

Vitin e kaluar Qeveria kishte ndërmarr një hap konkret për të sjellë një ligj të ri për lirinë fetare. Më 23 nëntor 2011 Qeveria e Kosovës kishte miratuar projektligjin për ndryshimin dhe plotësimin e ligjit për lirinë fetare në Kosovë. Më pas, projektligj i ishte dorëzuar Kuvendit të Kosovës për procedim të më tejmë. Në ditën kur pritej që ky projektligj të diskutohej në parlament, në seancën plenare të mbajtur më 23 janar 2012, Qeveria e Kosovës, si sponzorizues i këtij ligji, kërkoi që projektligji të tërhiqet për konsultime dhe plotësime të më tejme.[1] Kështu projektligji nisi nga fillimi duke u futur edhe një herë në programin legjislativ të Qeverisë për vitin 2012, dhe me pak ndryshime u miratua përsëri në mbledhjen e Qeverisë së Kosovës më 21 mars 2012. Tani projektligji pritet të dal për diskutim në Kuvendin e Kosovës, dhe nëse nuk tërhiqet përsëri nga ana e Qeverisë, në bazë të rregullores së punës së Kuvendit të Kosovës, ky ligj duhet të miratohet brenda këtij viti.

Sido që të jetë, ajo që vlen të theksohet janë plotësimet rrënjësore që përmban projektligji i ri krahasuar me ligjin aktual për lirinë fetare. Në vazhdim do të përmendim disa nga nenet më të rëndësishme të këtij projektligji. Për dallim nga ligji aktual i cili nuk përmend asnjë bashkësi fetare, projektligji i ri përmend se në Republikën e Kosovës ekzistojnë pesë bashkësi fetare, të cilat përbëjnë edhe trashëgiminë historike, kulturore dhe shoqërore të vendit. Këto bashkësi janë: Bashkësia Islame e Kosovës, Kisha Ortodokse Serbe, Kisha Katolike, Bashkësia e Besimit Hebrej, dhe Kisha Protestante Ungjillore e Kosovës. Edhe pse i njeh ligji, megjithatë, që të gjitha bashkësitë fetare duhet të aplikojnë për regjistrim si person juridik, me ç'rast duhet të paraqesin edhe aktin e themelimit të bashkësisë dhe statutin, në të cilin përshkruhet struktura e organizimit të bashkësisë, organet, drejtuesit dhe funksionarët, mënyra e zgjedhjes apo e emërimit të tyre, detyrat dhe kompetencat përkatëse, burimet e financimit dhe procedura në rast falimentimi (Neni 4.2.3). Por, projektligji lejon edhe regjistrimin e bashkësive të reja fetare nga ato të përmendura më lart, me kusht që me rastin e themelimit të ketë të paktën 500 anëtarë, shtetas të Kosovës (Neni 7A).

Për regjistrimin e bashkësive fetare do të themelohet një zyre kompetente pranë Ministrisë së Drejtësisë, e cila përbëhet nga stafi i Ministrisë. Kjo zyre ka edhe disa kompetenca të tjera sikurse organizimi i aktiviteteve të ndryshme në lidhje

me religjionin. Kjo zyre do të monitorojë edhe aktivitetet e bashkësive fetare, të cilat me hyrjen në fuqi të këtij ligji do të jenë të obliguara që ta njoftojnë zyrën për pjesëmarrje në organizime apo konferenca të ndryshme jashtë vendit ku marrin pjesë si përfaqësues të Kosovës.

Një ndër nenet më të rëndësishme të projektligjit është neni që ka të bëjë me financat e bashkësive fetare dhe obligimet tatimore dhe pensionale të nëpunësve të tyre. Nëpunësit fetar si dhe stafi administrativ dhe teknik që punon për bashkësinë fetare obligohen në pagimin e tatimit në të ardhura personale dhe kursimeve në fondin pensional dhe sigurimet tjera në bazë të legjislacionit në fuqi (Neni 12A). I njëjti nen përmend shprehurazi se Qeveria nuk financon asnjërën prej bashkësive fetare, por, lë të hapur disa mundësi për përfitimin e granteve qeveritare kohë pas kohe. Aty thuhet se qeveria mund të ftojë bashkësitë fetare për marrjen e fondeve që kanë të bëjnë me mirëmbajtjen e monumenteve kulturore që janë në pronësi të bashkësive fetare. Edhe organizatat bamirëse të bashkësive fetare mund të aplikojnë për fonde për zbatimin e programeve të tyre. Ndërkaq sa i përket raportimit të pasqyrave financiare, bashkësitë fetare janë të obliguara që deri me datën 31 mars të vitit pasardhës të dërgojnë pasqyrat financiare për vitin paraprak në Administratën Tatimore të Kosovës.

**Tatimi në të ardhura dhe kursimet për fondin pensional**

Me hyrjen në fuqi të ligjit të ri, bashkësitë fetare në Kosovë duhet ta modifikojnë sistemin financiar të tyre në bazë të ligjit në fuqi. Kostoja e kontributit pensional për të punësuarit sigurisht se do ta prek më së shumti Bashkësinë Islame, e cila përbën organizatën më të madhe fetare në Kosovë dhe ka numrin më të madh të punonjësve në krahasim me bashkësitë tjera fetare. Pagesa për fondin pensional si dhe pagimi i tatimit në të ardhura janë dy obligime me të cilat do të ngarkohen imamët, myezinët, stafi administrativ dhe teknikë që janë të punësuar nga Bashkësia Islame.

Në bazë të Ligjit për Fondin Pensional[2] dhe Rregullorës[3] që specifikon format e pensioneve në Kosovë, pensionet obligative përfshijnë dy forma të pensionit: pensionin bazë dhe pensionet e bazuara në kursimet individuale.[4] Pensioni bazë është pensioni që e siguron Ministra e Punës dhe e Mirëqenies Sociale për të gjithë shtetasit e Kosovës që arrijnë moshën e pensionimit, e që kap shumën prej 45€, respektivisht 80€ në muaj. Ndërkaq pensioni i bazuara në kursime pensionale, është pension i cili mblidhet pas kontributeve të vazhdueshme që çdo punëdhënës është i obliguar që të kontribuojë në emër të punonjësve të vet, si dhe vetë punonjësit obligohen që të kontribuojnë në emër të vetin. Mënyra se si bëhet kjo është që 5% të pagës bruto të të punësuarit e paguan punëdhënësi dhe 5% e paguan punëtori.

**Qeveria nuk financon bashkësitë fetare**

Një ndër mangësitë e dukshme të ligjit është se bashkësive fetare nuk iu garantohet ndonjë fond nga ana e Qeverisë. Në projektligj shprehurazi thuhet se Qeveria nuk financon asnjërën nga bashkësitë fetare. Kjo do të thotë se edhe më tej bashkësitë fetare nuk do të kenë buxhet të garantuar vjetor dhe se të hyrat e tyre do të varen ekskluzivisht nga aktivitetet e tyre për grumbullimin e fondeve, ashtu siç kanë vepruar deri më sot. Megjithatë, projektligji parasheh që Qeveria të ndaj fonde vjetore për qëllime bamirësie apo për mirëmbajtjen e monumenteve kulturore. Problemi qëndron në atë se këto fonde nuk janë të garantuara pasi se bashkësitë fetare duhet të konkurrojnë për fitimin e tyre dhe kësisoj një bashkësi fetare nuk do të mund të llogaris në ato fonde në përpilimin e shpenzimeve vjetore, dhe e dyta, Qeveria mund të vendosë që fondet për bashkësitë fetare t'ua ndaj në mënyrë të barabartë pesë bashkësive fetare të njohura me ligj, gjë që nuk do të ishte e drejtë marrë parasysh specifikat kuantitative dhe organizative të bashkësive fetare.

Një problem tjetër është se vetë ligji ka mundësi të zvarritet dhe mos të kalojë edhe këtë vit. Të kujtojmë se është dashur të kalojnë shtatë vite që nga paslufta që Kuvendi të miratojë Ligjin për Lirinë Fetare, dhe gjashtë vitet të tjera që Qeveria të përgatis projektligjin për ndryshimin dhe plotësimin e atij ligji. Duke marrë parasysh ndjeshmërinë e kësaj teme, lehtë mund të ndodh që projektligji për lirinë fetare të tërhiqet përsëri nga Kuvendi nga ana e Qeverisë. Megjithatë, shumë shpejt projektligji pritet të jetë në duart e Komisionit Parlamentar për të Drejtat e Njeriut, kryetare e së cilës është deputetja e KKR, Suzanë Novoberdali.[5] Zakonisht në mbledhjet e komisionit marrin pjesë edhe grupet e interesit për të lobuar sa më shumë që ligji të jetë në favor të tyre. Andaj, u mbetet bashkësive fetare që të përgatisin argumentet e tyre në mënyrë që ta bindin komisionin për shtimin, heqjen apo modifikimin e neneve që nuk janë në favor të tyre.

[1] Transkript i mbledhjes plenare të Kuvendit të republikës së Kosovës, të mbajtur më 20 dhe 23.01.2012[2] Ligji Nr. 03/L-084 për ndryshimin e rregullores së UNMIK-ut 2005/20 për ndryshimin e rregullores së UNMIK-ut 2001/35 për Fondin Pensional të Kosovës[3] Rregullorja Nr. 2005/20 për ndryshimin e rregullores së UNMIK-ut nr. 2001/35 mbi Pensionet në Kosovë[4] Përveç këtyre dy formave obligative, punëdhënësit po ashtu mund të sigurojnë për punonjësit e tyre pensione plotësuese që i siguron punëdhënësi për punonjësit e tij. Individët mund të blejnë pensione plotësuese individuale përmes personave që sigurojnë pensione.[5] Për mënyrën e procedimit të projektligjeve në Kuvend shih Rregulloren e Kuvendit të Republikës së Kosovës (2010)

# Sami Frashëri për qytetërimet (2)

**Prof. dr. Mehdi Polisi**

**Kur Krishterimi përfshiu gati tërë Evropën, ai, ashtu siç përhapej në vendet, si: Azia e Vogël, Siria, Egjipti, po ashtu përhapej edhe në shumë anë të Azisë dhe Afrikës. Kjo fe, që kishte filluar të largohej nga bota dhe që kishte filluar ta shihte atë si një burg, kishte ardhur në një gjendje që botën ta kthente me të vërtetë në një burg.**

Regullat dhe parimet e Inxhilit, që përbëheshin nga morali i mirë, i cili ruhej plotësisht nga të krishterët e parë që ishin nën udhëheqjen e romakëve, harruan. Krishterimi arriti të kishte pushtetin. Udhëheqësit shpirtërorë që e konsideronin veten e tyre zëvendës të Hazreti Isait në faqe të dheut, e ndoshta të Allahut të Madhërishëm, ashtu siç mendonin se janë kompetentë t'ia falnin mëkatet popullit, po ashtu mendonin se kishin të drejtë ta mundonin atë në kuadër të autorizimit të tyre, prandaj filluan të imagjinonin vërtet ferre në faqe të dheut.

Në Perëndim fuqia e popujve të egër që zbritën nga veriu, trashëgoi fuqinë e romakëve. Të gjithë banorët e saj u kthyen në një ushtri. Disa prej tyre i ndanë tokat në mes tyre me emrin feude, e disa të tjerë mbetën robër të tyre dhe qenë të detyruar të punonin sikur kafshë për zotërinjtë e tyre. Edhe injoranca e fanatizmi i Krishterimit të asaj kohe qenë ngritur si një re e zezë. Botën Perëndimore, domethënë Evropën, ai e mbajti për shekuj nën errësirën e një injorance dhe mizorie. Në Lindje, ndërkaq, mbetën të pavdekshme e të përhershme disa vepra të qytetërimit grek. Aleksandria dhe Konstantinopoja fituan autoritetin e dy qendrave shkencore, të njohurive e të artizanateve dhe, sidomos filozofia dhe qytetërimi grek, meqë ndriçuan, edhe pse me një dritë të dobët, vendet si: Sirinë, Irakun, Iranin, Hixhazin, Jemenin dhe Habeshin, Krishterimi në ato anë nuk arriti të terrorizonte, ose nuk mundi të zhdukte krejtësisht veprat e ndritura të qytetërimit të tyre. Përkundrazi, nga ato vepra të ndritura qe ndriçuar deri në një shkallë edhe vetë. Në dekadat e para të periudhës së Krishterimit erdhën (jetuan) disa dijetarë, si, për shembull, Vasili i Madh, i cili nuk e kundërshtoi qytetërimin. Ai u përpoq të vërtetonte se Krishterimi dhe normat morale të qytetërimit grek ishin në pajtueshmëri me vendimet e Inxhilit, si dhe formimi dhe caktimi i dogmave të Krishterimit, edhe në kohë të fundit, ishte i ngjashëm. Ishin dukur (shfaqur) disa dijetarë dhe filozofë që nuk pranuan disa dogma që nuk u përshtateshin dhe nuk pajtoheshin me logjikën dhe filozofinë si dogmat "trinia" dhe "I biri i Zotit". Nga ata dijetarë, të paktë, sado që u refuzuan, u dëbuan dhe u dënuan me vdekje, disa shpëtuan, ikën dhe u strehuan madje në Azinë e Mesme. Kjo u bë shkak për ngritjen dhe përhapjen e veprave filozofike dhe të qytetërimit drejt Azisë, që ishte përsëri burim kryesor.

Pasi kaluan gjashtë-shtatë shekuj në këtë gjendje, domethënë, me mizoritë (errësirën) e një injorance e një fanatizmi shumë të ngjeshur (të theksuar) në Perëndim dhe në Lindje me disa vepra të dobëta e të pakta qytetërimi, të cilin nuk mundi ta çrrënjoste e ta zhdukte krejtësisht një fanatizëm e injorancë më e lehtë se ai (në Perëndim), u shfaq dhe u përhap Feja islame në vendet ku shkëlqyen nxënësit e shkollës së Aleksandrisë, e cila i dha botës shumë filozofë.

Veprat e mbetura të qytetërimit të grekëve, sirianëve, koptëve, hebrenjve dhe të popujve të tjerë, te Feja islame sikur gjetën "oksigjenin" që nuk mund ta gjenin te Krishterimi. Kështu filloi të ndizej një pishtar i ri, u formua një qytetërim i përsosur islam, i cili i shpëtoi popujt nga klima e injorancës dhe fanatizmit. Qytetërimi islam nuk u mjaftua vetëm me veprat e qytetërimit që gjeti në duart e popujve dhe kombeve që përqafuan e ndoqën rrugën e Fesë Islame. Ai futi në gjirin e vet edhe veprat e qytetërimit grek, të cilat kishin mbetur

krejtësisht në harresë të kohës. Ata u ringjallën. Filozofët islamë i gjurmuan veprat e filozofëve antikë grekë dhe i çuan në shkallën më të përparuar filozofinë dhe qytetërimin që lanë Platoni dhe Aristoteli.

Në këtë mënyrë, Bota Islame, e cila arriti të shtrihej nga ana jugperëndimore e Evropës deri në anët qendrore të Azisë dhe Afrikës, sipas kohës, u qytetërua me një qytetërim më të përsosur. Në Konstantinopojë, që është Lindja e Largët e Botës së Krishterë, ekzistonin disa vepra të qytetërimit të lashtë grek. Mirëpo, edhe pse qenë ruajtur disa vepra artistike, si: shkenca e arkitekturës dhe piktura, megjithatë, ana perëndimore, domethënë, tërë Evropa nuk bëri gjë tjetër veçse rriti dhe më tepër injorancën, fanatizmin, egërsinë dhe urrejtjen. Injoranca, fanatizmi, barbaria dhe urrejtja e Evropës kishin arritur deri në fyt. Nuk ishte e mundur të durohej e të pranohej një gjë e tillë, dhe kjo është e natyrshme. Disa priftërinj, të cilët u përpoqën të entuziazmonin fanatizmin dhe të rrisnin urrejtjen e popullit, shëtitnin nëpër tërë Evropën dhe, duke u bërë sikur mizat që të mërzisin shpirtin, e bënë Evropën të villte.

Në fund, Evropa volli helm e vrer. E ç'ishte kjo e vjellë? Nuk mund të ishte veçse diçka që do të arrinte deri në fyt dhe nuk do të mund të durohej. Gjëja që volli nuk qe gjë tjetër veçse injorancë, fanatizëm, egërsi dhe urrejtje. Trupin e mbështillnin me hekur. Fund e krye mbuloheshin me forma kryqesh. Një masë e përbërë nga njerëz injorantë, fanatikë dhe gati-gati barbarë e të egër, dhe një pjesë tjetër ushtarë, të gjithë villnin helm! Këta filluan të vërsuleshin grupe-grupe mbi Botën Islame. Nga vinin? Nga gjithë Evropa. Asokohe nuk kishte gjyq popullor e kombëtar. Sado që çdo pëllëmbë toke e Evropës ishte në duart e feudalëve, ato pjesë (vende) të mëdha, sipas Krishterimit, ishin së bashku. Franca, Anglia, Gjermania, Austria, Italia, që të gjitha ishin së bashku. Mbretërit ishin komandantë të zakonshëm në pushtet, sa për sy e faqe. Ishte papa udhëheqësi i shtetit, që bënte atë luftë. Ai agresion ishte luftë e shpallur e Krishterimit kundër Islamit, e Evropës kundër Azisë e Afrikës dhe, më saktë, e injorancës, fanatizmit dhe egërsisë kundër qytetërimit. Ja, këto janë agresione që u thonë "lufta të kryqëzatave", të cilat kanë një rëndësi të madhe në historinë e qytetërimit. Bota e Krishterë, qe bashkuar për të sulmuar Botën Islame, por a ishte bashkuar Bota Islame për t'iu kundërpërgjigjur dhe për të rezistuar?

Evropa ishte e bashkuar, po a ishin një dhe të bashkuar edhe Azia e Afrika? Jo. Ishte herë një Melikshah dhe herë një Salahudin, që përballeshin me tërë Evropën. Evropa e krishterë e bashkuar i shpalli luftë tërë Botës Islame, ndërkohë që disa shtete të vogla islame, si: Siria, Egjipti, Tunizia, rezistonin, jo të bashkuar, kundër gjithë asaj fuqie; çdonjëri pre tyre rezistonte veçan. Megjithatë, Evropa nuk mundi të bënte gjë, sepse është qytetërimi ai që gjithmonë mbizotëron dhe ka fuqi të madhe.

Me atë të vjellë helm e vrer, Evropa nuk mundi të gëlltiste e të mposhtte Botën Islame, ashtu siç pritej e shpresohej, nuk mundi të bënte asgjë përveçse të njollosë disa faqe të historisë. Megjithatë, ajo e vjellë helm e vrer i solli dobi vetë asaj, sepse u shkarkua deri diku nga terrori, fanatizmi injoranca dhe urrejtja. Shumica e feudalëve, të cilët u binin në qafë njerëzve dhe masës përgjithësisht, që nuk kishin ndikim në pushtet, u shkatërruan e u zhdukën në ato luftëra të tmerrshme. Me rënien e tyre në beteja, populli shpëtoi nga dora e tyre, nga njëra anë, dhe, nga ana tjetër, pushtetet u pavarësuan. Pushteti i tyre kaloi në duart e qytetarëve dhe kështu, në çdo anë të Evropës, u formuan shtete të mëdha. Ndërkaq, përfitimi më i madh që pati Evropa në ato luftëra, është fakti se mori mësim nga veprat e qytetërimit që panë pjesëmarrësit e kryqëzatave në Botën Islame. Pas atyre luftërave ndërmjet Evropës dhe Botës Islame, u hapën rrugët e tregtisë dhe çdo bashkëpunimi tjetër e, kështu, dalëngadalë filluan të kalonin shkencat, artet dhe artizanatet nga popujt islamë te popujt evropianë. Rezultatet e tilla që dolën nga ato agresione, që ishin mbështetur në fanatizëm, barbari, egërsi dhe urrejtje, për Evropën ishin të papritura dhe shumë të çuditshme.

Me rimarrjen e Spanjës nga islamikët dhe me rënien në duart e evropianëve të veprave përparimtare e qytetëruese të atij vendi të shpëtuar nga fanatizmi e barbaria, nga njëra anë, dhe, me rënien e Konstantinopojës në duart e osmanlinjve e angazhimin e disa dijetarëve grekë, të cilët u shpërngulën prej atje në Itali, për t'ia mësuar Evropës letërsinë greke, nga ana tjetër, i shpëtuan evropianët nga fantazmi dhe injoranca në të cilën gjendeshin. Dhe, të gjitha këto u bënë shkak që të niseshin rrugës së përparimit dhe të qytetërimit.

Në artikullin e botuar në numrin paraprak me titullin "Medeniyyet" (Qytetërimi), kemi trajtuar historinë e qytetërimit të lashtë. Edhe në këtë numër është trajtuar gjendja dhe shkolla e qytetërimit në mesjetë. Ndërkaq, diskutimi që ka të bëjë me faktin se në ç'mënyrë ishte paraqitur dhe kishte përparuar qytetërimi i tanishëm në Evropë, meqë i thuhet qytetërim i ri, u pa e arsyeshme të shtjellohet në vazhdimin e numrit të ardhshëm.

Siç kuptohet nga ky shkrim përmbledhës, qytetërimi i shekujve të mesjetës është formuar kryesisht nga qytetërimi islam. Shumica e veprave të qytetërimit të lashtë, që nuk mundi t'i zhdukte terrori i krishterë në Lindje, u bartën te qytetërimi islam. Po edhe disa vepra që pjesërisht mbetën në gjendjen e tyre burimore në Konstantinopojë, nuk mund të pajtoheshin me fanatizmin e asaj kohe, prandaj u gjendën në një gjendje të pandikuar dhe të pashuara. Dijetarët që migruan nga Konstantinopoja në Evropë, nuk janë mësues të qytetërimit. Ata vetëm ia mësuan rinisë evropiane gjuhën e Sokratit dhe të Platonit. Ata, në mes Greqisë që kishte vdekur[7] dhe Evropës që sapo lindte, kishin krijuar njëfarë lidhjeje dhe marrëdhënie të brishtë.

*(vijon)*

**Atyre që dëshirojnë të dinë më shumë për qytetërimin islam, u sugjeroj t'i referohen veprës sime përmbledhëse, që është botuar me titullin (*Medeniyyet-i Islamiyye", Cep Kutuphanesi, nr. 1[8], prandaj nuk e shoh të arsyeshme e të nevojshme që këtu të trajtoj këtë çështje në hollësi. Edhe mësimin për shkaqet dhe mënyrën e rënies së qytetërimit islam, do ta trajtojmë në një rast tjetër.[9]**




# Një libër për vakëfet dhe bamirësit tanë - i lënë si vakëf

**Mr. Sadik Mehmeti**

**Dr. Hasan Kaleshi, Dokumentet më të vjetra të vakëfeve në gjuhën arabe në Jugosllavi, përktheu Ismail Rexhepi, botoi Kryesia e BIK, Shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë, 2012, f. 412.**

"Institucioni i vakëfit në asnjë religjion dhe në asnjë shoqëri tjetër nuk ka luajtur rol më të rëndësishëm sesa në Islam dhe në shoqërinë islame. Pothuajse nuk ekziston asnjë aspekt, qoftë fetar, moral, ekonomik, politik apo social i jetës së popujve dhe shteteve myslimane, tek të cilët vakëfi të mos ketë pasur ndikim të madh", është ky konstatimi me të cilin albanologu, ballkanologu dhe orientalisti i shquar shqiptar - Dr. Hasan Kaleshi (7 mars 1922 - 19 korrik 1976) e nis studimin e tij monografik "Dokumentet më të vjetra të vakëfeve në gjuhën arabe në Jugosllavi, i cili lexuesve u ofrohet në gjuhën shqipe i përkthyer nga Ismail Rexhepi dhe botuar nga shtëpia botuese "Dituria Islame" në Prishtinë.

Libri i Dr. Hasan Kaleshit "Dokumentet më të vjetra të vakëfit në gjuhën arabe në Jugosllavi", vjen në gjuhën shqipe si i vetmi studim shkencor i këtij lloji, jo vetëm në Kosovë, por në gjithë hapësirat shqiptare, dhe paraqet një kontribut të çmuar për shkencën dhe kulturën shqiptare e më gjerë. Roli i institucionit të vakëfit dhe i themeluesve të vakëfeve ndër shqiptarët për ndërtimin e një vargu objektesh sakrale dhe profane, madje edhe në ndërtimin dhe themelimin e qyteteve tona, deri më sot, nuk ka qenë objekt studimi i shkencës shqiptare. Prandaj botimi i librit të Dr. Hasan Kaleshit, përveç të tjerash, merr vlerë dhe rëndësi ku e ku më të madhe dhe paraqitet më se i nevojshëm, sidomos, sepse gjithë problematika e shqyrtuar, ka të bëjë me vakëfet dhe vakëflënësit në trojet shqiptare.

Në të vërtetë, vepra e Dr. Hasan Kaleshit, e cila me pak ndryshime është teza e doktoraturës së këtij studiuesi, mbrojtur në Beograd, dhe në kohën kur qe botuar (1972), kjo vepër kishte zgjuar një interesim të madh në qarqet shkencore dhe akademike të orientalistikës në shumë qendra shkencore, jo vetëm brenda federatës artificiale të quajtur Jugosllavi, por sidomos në ato evropiane. Dhe jo vetëm në qendrat shkencore të orientalistikës, por edhe të historisë, gjuhësisë etj.. Për këtë arsye, në revistat më eminente të kohës, që trajtojnë probleme historike, filologjike etj., dhe që merren me studimin e dokumenteve të vakëfit në gjuhët orientale, qenë botuar disa recensione e vlerësime. Kjo vepër e Dr. Kaleshit ka ngelur si një pikë referimi edhe sot e gjithë ditën për studiuesit që merren me këto çështje, dhe ka një përdorim të gjerë në shumë vende të Evropës, në Turqi, në Botën Arabe etj..

Meqë është kështu, e shohim me vend që ta njohim opinionin shkencor e kulturor shqiptar me çështjet e shtruara dhe të trajtuara në këtë vepër, e cila vjen në gjuhën shqipe 40 vjet pas botimit të saj në gjuhën e hartimit.Libri ndahet në tetë kaptina. Hapet me Parathënien (f 11-14). Vijon Pasqyra e transkribimit të alfabetit të gjuhës arabe (f. 15) dhe Hyrja (15-17).Në Kapitullin e parë (27-45) autori jep një studim shterues përkitazi me hyrjen dhe përhapjen e gjuhës arabe në rajone të caktuara të ish- Jugosllavisë. Bën fjalë për ndikimin e kulturës dhe qytetërimit islam në këto anë dhe mishërimin e njerëzve tanë me shkrimin dhe kulturën orientale në tërësi. Për herë të parë këtu flitet veç e veç për disa lloje dokumentesh, siç janë mbishkrimet, kopjimet/përshkrimet, dokumentet e ndryshme, diplomat, certifikatat, dokumentet e kurorëzimit etj., të cilat janë shkruar në gjuhën arabe dhe jo osmanisht, megjithëse i përkasin periudhës së administratës osmane. Në këtë kaptinë mësojmë se edhe të krishterët kurorëzoheshin dhe shkurorëzoheshin

para kadiut mysliman. Kjo ka rëndësi për studime sociologjike dhe çështjen e shtrirjes së ndikimit të qytetërimit islam. Për të gjitha këto autori ka dhënë edhe tekstin origjinal, në gjuhën arabe.

Kapitulli i dytë (67-89) u kushtohet dokumenteve të vakëfit ose vakëfnameve dhe botimeve të tyre, si lloj i veçantë i dokumenteve që janë shkruar në gjuhën arabe gjatë periudhës osmane. Këtu autori bën ndarjen në tri grupe: Mbishkrimet e vakëfit, përshkrimet e vakëfnameve, të cilat paraqesin rezymenë e origjinalit të ndonjë vakëfnameje të humbur dhe vakëfnametë ose vakfijet. Këto të fundit paraqesin burime të dorës së parë për studimin e vakëfeve, si në pikëpamje historike, juridike, filologjike etj.. Po në këtë kaptinë bëhet edhe përpunimi diplomatik i vakëfnameve, i elementeve diplomatike të tyre, siç janë: Ekspozicioni, dispozicioni, kushtëzimi, legalizimi, sanksioni, datimi etj..

Në kapitujt III. IV, V, VI, VII dhe VIII (f. 89-338) ndërkaq janë përfshirë nëntë vakëfnametë më të vjetra në gjuhën arabe në Jugosllavi, nga viti 1435 e këndej, të cilat radhiten si vijon:1.Vakëfnameja e Sunkur Çaush beut nga Manastiri, e cila mban datën 9-19 prill 1435. Autori pohon se ky është dokumenti më i vjetër i këtij lloji, që është zbuluar deri tani në ish-Jugosllavi. 2. Vakëfnameja e Is-hak beut nga Shkupi, 9-18 shkurt 1445. 3. Vakëfnameja e Sinanuddin Çelebiut nga Ohri, 1491. 4. Vakëfnameja e Is-hak Çelebiut nga Manastiri, e datës 22-30 qershor 1506. 5.Vakëfnameja e Is-hak Çelebiut nga Manastiri, 10-19 korrik 1508. 6.Vakëfnameja e Is-hak Çelebiut nga Manastiri, e datës 18-27 qershor 1511, dhe 7.Vakëfnameja e Is-hak Çelebiut nga Manastiri, e datës 24 shtator 3 tetor 1511. Nga këto katër vakëfname të Is-hak Çelebiut nga Manastiri, dy të parat janë legalizuar në Manastir, kurse dy të fundit në Selanik. 8. Vakëfnameja e Muslihuddin al- Madinit, ndërtuesit të Kurshumli hanit në Shkup, që mban datën 21 dhjetor 1549, 2 janar 1550, është një nga dokumentet që e entuziazmoi autorin për shkrimin shumë të bukur dhe stilin fantastik, dhe 9.Vakëfnameja e pesë herë sadriazemit të perandorisë Osmane, Koxha Sinan Pashës, 23 korrik 1556.Secilit nga këto dokumente i prin studimi i posaçëm mbi themelimin e vakëfit. Duke folur për këto vakëfname, autori Dr. H. Kaleshi, përveç deshifrimit dhe përkthimit të tyre, ka arritur në mënyrë shkencore, objektive dhe të argumentuar të ndriçojë këta vakëflënës, ose për më tepër të bëjë shumë korrigjime përkitazi me personalitetin e tyre. Për shembull, këtu kemi studimin më të hollësishëm për Vezirin e Madh, Koxha Sinan Pashën, për të cilin Dr. Hasan Kaleshi ka dëshmuar me fakte se ishte me origjinë shqiptare nga fshati Topojan i Lumës. Autori hedh dritë edhe mbi një varg personalitetesh të tjera me origjinë shqiptare. Pastaj, në vija të përgjithshme, u bën vështrim kritik vakëfnameve, në pikëpamje historike dhe filologjike.Autori ia del të sqarojë edhe shumë çështje të tjera. Shkoqit emërtime (toponime) të ndryshme, krahason qëndrimin e shkencëtarëve të tjerë përkitazi me ndonjë problem historik, na jep informata për titujt e plotë të veprave të ndryshme, të cilat i janë vënë në dispozicion ndonjë vakëfi, na afron të dhëna shumë të vlershme biografike dhe me rëndësi historike lidhur me autorët e atyre veprave dhe vetë veprat. Njëkohësisht bën edhe korrigjimin e ca autorëve, të cilët e kanë cekur këtë problem, me qëllim që ta sqarojnë, por, pa ndonjë studim serioz. Dr. Hasan Kaleshi arrin ta vërë problemin përkatës në binarë shkencorë. Në bazë të dokumenteve të botuara, në këtë libër dalin në dritë shumë themelues të vakëfeve, që kanë një rëndësi të veçantë për ndërtimin e një vargu objektesh kulturore, higjienike, islame, sociale, historike, artistike etj..Në bazë të këtyre dokumenteve, Dr. Hasan Kaleshi ka ndriçuar një varg çështjesh të koklavitura. Ka hedhur poshtë tezën se Hanin e Vjetër të Shkupit, Kurshumli – han, e kishte ndërtuar Justiniani ose Car Dushani, dhe ka argumentuar se atë e ndërtoi Al-Madini, i cili ndërtoi edhe një han e një xhami në Trepçë dhe në Novi-Pazar. Gjithashtu ndriçon problemin rreth xhamisë së Sinan Pashës në Prizren dhe asaj në Kaçanik.Në fund (f. 375-383) vjen Përfundimi, pas të cilit vijon Rezymeja në gjuhën gjermane (383-400) dhe lista e burimeve dhe literaturës (401-410), prej nga shihet se autori i ka kushtuar kohë të gjatë këtij punimi. Ka bërë kërkime shkencore në arkivat dhe bibliotekat e Ankarasë, Stambollit, Bosnjës, Maqedonisë dhe Kosovës. Njëherësh ka përdorur literaturë të pasur në gjuhë të huaja dhe të vendit.

Ky libër i Dr. Hasan Kaleshit që vjen si i vetmi në listën e studimeve shkencore të këtij lloji në gjuhën shqipe, është një kontribut i çmuar për shkencën dhe kulturën shqiptare e më gjerë. Vlera e tij nuk është e kufizuar vetëm në historinë tonë të kulturës, por është me interes të posaçëm edhe për historinë politike dhe legjislaturën. Libri i Dr. Hasan kaleshit "Dokumentet më të vjetra të vakëfeve në gjuhën arabe në Jugosllavi", në përkthimin në gjuhën shqipe, ka edhe disa risi, të cilat e gjejmë me vend t'i theksojmë.Në f.7-10, ka një fjalë të përkthyesit I. Rexhepi, ku jepen disa shpjegime përkitazi me punën e përkthimit, e deri te botimi, si p.sh. dilema e përkthyesit po edhe e botuesit se si t'i vihej në shqip titulli i kësaj vepre, me sqarimin se "edhe përkthyesi edhe botuesi, janë pajtuar që titulli në gjuhën shqipe i kësaj vepre të mbetet ashtu siç është në origjinal, pavarësisht se krijatura e a.q. Jugosllavi tashmë nuk ekziston. Shpresojmë dhe jemi të bindur se lexuesi i rëndomtë do të ketë mirëkuptimin dhe aty ku shkruan Jugosllavi, do ta lexojë ish-Jugosllavi, kurse lexuesi shkencor e ka të qartë se çfarë nënkuptonte Jugosllavia e asokohshme".Po ashtu theksohet fakti se ky libër vjen në shqip 40 vjet pas botimit në origjinal dhe në 90-vjetorin e lindjes së Dr. Hasan Kaleshit dhe në ballinën e pasme të këtij botimi, përkthyesi ka sjellë disa konstatime të studiuesve të ndryshëm për Dr. H. Kaleshin, të thëna në kohë dhe rrethana të ndryshme, si nga Peter Bartl, Nathalie Clayer, Zekerija Cana, Kadri Halimi, Conrad Cleving etj., të cilat e begatojnë gjithsesi këtë botim.Dhe në fund fare, le të konstatojmë se libri i Dr. Hasan Kaleshit "Dokumentet më të vjetra të vakëfeve në gjuhën arabe në Jugosllavi", përveçse është një vepër që bën fjalë për vakëfet që kanë lënë të parët tanë, mbetet edhe si vepër vakëfi për ata që do të vijnë pas.

# ... dhe vjen një kohë

**Hamdi Nuhiju**

**Të gjithë shpresojmë nga përfitimi i lumturisë së zemrës, ndërsa zemra hidhërohet duke na shikuar se ç` presim prej saj. Kjo botë e çuditshme, me të gjitha të mirat dhe të këqijat e saj, bëhet edhe më e çuditshme në sytë e zemrës së përlotur.**

*"Zoti më dha një zemër; aty për aty e mahnitur bëhet.*
*Dhe vjen një kohë, e lumtur, pastaj, e përlotur bëhet..."*[1]

Zemra, një krijesë e ndjeshme e Zotit. Ajo gjendet për t'u transformuar, jeton për të jetuar. Njeriu nuk mund të ecë nëpër rrugë, në jetë, në mendime, në fjalë, në vepra - pa zemrën. Zemra di të mahnitet aty për aty, por në një kohë tjetër di të përlotet, të jetë e lumtur. Vendi i vetëm në botë ku kalojnë të gjitha të kundërtat, është zemra. Aty mbetet përgjithmonë vetëm Allahu xh.sh., ose, me zgjedhjen e njeriut, mbetet djalli i mallkuar. Por, nga mirësia dhe mëshira e Allahut, askush nuk bën ta privojë vetveten. Zemra, mahnitet nga gjërat e kësaj bote, e shpesh harron Ahiretin. Ajo jepet pas gjërash të kësaj bote, sikur një prostitutë pas njeriut pasanik dhe lajkatar. Bota për të është e kufizuar, ndërsa mahnitja nga jeta është pika kryesore e saj.

Në të njëjtën zemër, në një kohë, vjen lumturia. Ajo di të gëzohet pa masë, saqë dhembjet e rrahjeve të përshpejtuara hetohen nga secili njeri. Sikur njeriu ta kishte emrin zemër, do të ishte një emërtim i drejtë dhe i vërtetë për të. A gjendet në të njëjtën kohë, në kohën e zemrës, edhe njeriu që vuan dhe përjeton momente gëzimi? Apo ndoshta liria, vetëdija, gëzimi, lumturia gjenden vetëm në zemër, por jo edhe në njeriun si bartës i zemrës? Dikush tha:' Si mund ta ndash zemrën nga njeriu...' Të tjerët u hutuan nga pikëpamja ime realiste mbi vetëdijen e zemrës së pavetëdijshme.

Vjen një kohë, kur zemrën e përlot njeriu me veprat e tij. Nëpërmjet dështimit në dashuri, ose duke u shkaktuar dhembje të dashurve, zemra e të dashuruarit, ose e të dashurve përlotet. Ajo përlotet edhe nga gjendja e vështirë e myslimanëve, në pamundësi për të bërë me të gjënë më të vogël. Zemra është një krijesë e habitshme. Të gjithë vrapojmë pas sundimit të saj, po sundimi i saj dhe i të gjithë neve, I takon vetëm Allahut xh.sh.. Për të pritur prej zemrës, asaj duhet t'i japim shumë. Nuk ka nevojë të xhelozojë mendja për pozitën e zemrës. Të gjitha kanë detyra të caktuara në këtë botë. Por, po të kalonin të gjitha ato transformime në mendjen e njeriut, sa kalojnë të gjitha këto transformime në zemrën e tij, mendjen do ta çmendnin dhe për një kohë të shkurtër do ta bënin jofunksionale. E zemra rron ende sot e kësaj dite në trupin e secilit njeri.

*"Një kohë të duket si dimër, si ky muaj i gjatë;*
*Një kohë lind nga sihariqi, vresht e bostan bëhet..."*

Zemra kapërcen në të gjitha kohët. Ndonjëherë është dimër, muaj i gjatë, vuan nga malli për t'u takuar me ata që i do dhe e duan. Vuan nga malli për të jetuar në zemrën e një njeriu tjetër. Vuan nga malli për t'u soditur me duanë e Pejgamberit a.s., Vuan nga malli për t'u takuar me Pejgamberin a.s.,në Xhennet. I duket e gjatë jeta në këtë botë, edhe pse jeta në thelb është shumë e shkurtër. Ndonjëherë rilind nga sihariqi i takimit me të dashurit, dhe mbulimi i vuajtjes me dashuri dhe përkëdhelje deri në pakuptim. Bëhet vresht e bostan. Ka një erë të mirë, që ngjall dhe rilind secilin trup njerëzor. Kur`anin bëje pranverë të zemrës sime. Kështu pat thënë në një dua i dashuri ynë Muhammed Mustafaja alejhi selam. Pranvera është simbol i rilindjes dhe daljes nga stina e gjatë dhe e ftohtë e dimrit. Po ashtu pranvera simbolizon edhe ardhjen e verës me të gjitha të mirat dhe të ligat e saj.

*"Dhe vjen një kohë që s`thotë një fjalë, s`shpjegon;*
*Një kohë mbetet në padije, pa ditur gjë, injorant bëhet..."*

Zemra bëhet injorante, jo njeriu. Dhe, kur zemrën e kaplon injoranca, nuk ka sëmundje më të rëndë. Njeriu duhet të vetëdijesohet për ta zgjuar nga gjumi mendjen dhe zemrën. Gjumi fillon nga zemra, depërton në mendje dhe trupi i njeriut bëhet i pajetë, edhe pse ecën me trupat e tjerë në këtë botë. Disa njerëz, edhe pse janë të gjallë, ata janë të vdekur, ngaqë janë të pavlefshëm. Të tjerët, edhe pse janë të vdekur, jetojnë në mesin tonë me veprat e tyre, me fjalët, me punët, me dijen e dobishme, për të cilën do të kemi nevojë deri në frymën e fundit.

*"Një kohë bëhet div a perri dhe nëpër rrënoja rri;*
*Një kohë, me Belkizen fluturon, mbret me xhind e njerëz bëhet..."*

Ndonjëherë zemra e njeriut kaplohet nga asketizmi, hidhërohet nga luksi dhe prehjen e gjen nëpër rrënoja. Duke jetuar në rrënoja, ajo qetësohet, stabilizohet dhe vazhdon ekzistencën e saj në këtë mënyrë. E ndonjëherë tjetër bëhet si Belkisja, mbretëresha që doli para Pejgamberit Sulejman alejhi selam. Belkizja ishte një mbretëreshë shumë e bukur dhe e mençur, por edhe e dhënë shumë pas pasurisë.

*"Një kohë shkon në faltore, bie me fytyrë përtokë atje;*
*Një kohë, shkon në kishë, ungjill këndon, murg bëhet..."*

Zemrës së njeriut nuk i dihet. Një kohë zemra është e devotshme dhe shkon në xhami, tjetrën kohë bëhet hipokrite, shket nga rruga dhe shkon në kishë, për të kënduar ungjill.

*"Një kohë, si Isai vjen, të vdekurit në jetë i sjell;*
*Një kohë i hyn në shtëpi krenimi, Faraon dhe Haman bëhet..."*

Një kohë bëhet humane sikur Isai a.s.. Jeton në mendjen dhe shpirtin e secilit njeri, dhe jeton për mendjen dhe shpirtin e secilit njeri. Mundohet që edhe atë pak pasuri që i ka dhënë Allahu xh.sh., ta dhurojë në rrugën e Tij e të mos lërë asgjë për vetveten. Ankesat e secilit të varfër i paraqiten në mendje, në shpirt, dhe në gjumë. Ajo nuk rri rehat, përderisa të gjej zgjidhje për ato ankesa, me emrin e Allahut.

Herë tjetër, e njëjta zemër, bëhet e ngushtë, e ngurtë, e egër, sikur zemra e Faraonit e Hamanit.

O Allah drejtoji zemrat tona. Një dua e përsëritur shpesh nga ana e Pejgamberit Muhammed a.s.,.

*"Një kohë bëhet Xhebrail, shpërndan në çdo kthinë mëshirë...*
*Dhe vjen një kohë shastiset, Junusi i varfër i shtangur bëhet..."*

1) Junus Emre - Divani. Botues, Logos-A, Shkup 2011.

# Pasojat e mosrespektimit të prindërve

**Burim Bibaj**

**"Zoti im! Mëshiroji këta të dy, sikur më edukuan mua kur isha i vogël". (El Isra, 23-24)**

Prej të mirave të shumta që i janë dhënë njeriut nga Zoti i Madhëruar në këtë botë, janë edhe fëmijët. Ata janë ardhmëria dhe shpresa e jetës sonë. Respektimi i prindërve është shkak i jetës së gjatë, suksesit, prehjes në vështirësi, plotësimit të dëshirave në lutje, qetësisë dhe rehatisë në jetë. Allahu xh.sh. respektimin dhe dëgjimin e prindërve e ka krahasuar me dëgjimin dhe respektimin e Tij.Allahu xh.sh thotë:"Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër përveç Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve".(El Isra, 23)

Pejgamberi a.s. është pytur: "Cila punë është më e dashura tek Zoti i Madhërur"? Tha: "Namazi në kohën e vet". I thanë: E pastaj cila? Tha: "Bamirësia ndaj prindërve"…[1]

Ndërsa mosrespektimi i tyre është një prej mëkateve të mëdha. Transmeton Ebu Bekrete Nufej r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:"A dëshironi t'ju tregoj për mëkatet më të mëdha"? Këtë e përsëriti tri herë. Ne i thamë: "Po, o i Dërguar i Allahut." Pejgamberi a.s. tha: "T'i bëhet shirk (shok) Allahut dhe mosrespektimi i prindërve…".[2] Pasojat e mosrespektimit të prindërve mund të ndahen në dy grupe: ato në këtë botë dhe ato në botën tjetër.

**Pasojat e mosrespektimit të prindërve në këtë botë**

Pasojat në këtë botë mund të jenë të shumta, por do të mundohemi t'i radhisim vetëm disa:

1. Hidhërimi i Krijuesit dhe mosrespektimi i urdhrave të Tij. Për këtë kemi ajetin kuranor, ku Zoti i Madhëruar na urdhëron t'i respektojmë prindërit. Allahu thotë: "Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër përveç Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria nën përkujdesjen tënde, atëherë mos u thuaj as "of - oh", as mos u bëj i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese). Dhe, në shenjë mëshire, shtrije pranë tyre krahun përulës e respektues dhe thuaj: "Zoti im! Mëshiroji këta të dy, sikur më edukuan mua kur isha i vogël".(El Isra, 23-24)

2. Të nxihet fytyra dhe të hiqet ndriçimi i saj. Profeti a.s. thotë: "Ruaje miqësinë me babanë tënd dhe mos e prish atë , sepse ta heq Zoti ndriçimin e fytyrës".

3. Nëse nuk i respekton prindërit, do të jetosh gjithë jetën i përbuzur dhe i nënçmuar. Profeti a.s. thotë: "I përbuzur është, i përbuzur është, i përbuzur është".Kush është ky, o i Dërguar i Allahut? - e pyetën shokët. "Ai që i ka prindërit dhe nuk bëhen shkak që ai të hyjë në Xhenet duke i respektuar".[3]

4. Ndëshkimi do t'i përshpejtohet në këtë botë, para botës tjetër. Profeti a.s. thotë: "Nuk ka gjynah që përshpejton ndëshkimin në këtë botë para Botës tjetër, sikur është ndërprerja e marrëdhënieve me farefisin dhe mosrespektimi i prindërve. Zoti i ndëshkon këta njerëz në këtë botë para Botës tjetër."[4]

5. Të shtohen fatkeqësitë dhe vuajtjet. Pejgamberi a.s. në në hadith na tregon për një

njeri që quhej Xhurejxh, nga çifutët e hershëm, që ishte nga njerëzit e mirë dhe E adhuronte Zotin e Madhërueshëm shumë. Një ditë, teksa falej, e thërret nëna, por ai nuk i përgjigjet dhe vazhdoi të falej. Kjo ndodhi edhe dy ditët e tjera në vazhdim. Ditën e tretë, kur e ëma pa që ai nuk i përgjigjej, tha: O Zot, mos ia merr shpirtin derisa ta sprovosh me një grua të keqe.

Pa kaluar shumë kohë, Xhurejxhin e akuzoi për amoralitet një grua e përdalë.

Më pastaj, Zoti i Madhërueshëm e shpëtoi atë nga kjo akuzë me një mrekulli, por ajo që na intereson, është se Zoti ia pranoi nënës lutjen e saj, edhe pse i biri ishte duke u falur. Vetëm pse nuk iu përgjigj teksa falej, i ndodhi gjithë ajo fatkeqësi.

Kurse sot kemi të rinj e të reja që fyejnë qëllimisht nënën ose babanë, që t'i shohin shokët e shoqet dhe që të tregojnë se ata nuk varen nga askush tani. Një rol të madh në mosrespektimin e prindërve sot luan edhe televizori, filmat e të cilit tregojnë se pavarësia e një të riu është kur nuk u bindet dhe nuk i respekton prindërit.

6. Nëse do të lutej prindi kundër teje, do t'i pranohej lutja. Profeti a.s. thotë:"Tre lloje njerëzish nuk mund të mos u pranohet lutja … dhe lutja e prindit për fëmijën e tij".[5]

**Pasojat e mosrespektimit të prindërve që do t'i vuash në Botën tjeter**

Punët dhe veprimet e kësaj bote, myslimani i ndërlidh edhe me Botën tjetër. Çdo gjë që vepron ai, ato vepra do t'i shpërblehen pa dyshim nëse kanë qenë të mira, por edhe do të ndëshkohet për to, nëse janë të liga. Prandaj si pasojë e mosrespektimit të prindërve, ai në Botën tjetër do të dënohet:

1. Nuk do të shohë drejt teje Zoti i Madhëruar, Ditën e Kiametit . Profeti a.s. thotë:"Tre lloj njerëzish nuk do t'i shohë Zoti Ditën e Kiametit, nuk do t'i pastrojë nga gjynahet dhe për ta do të ketë ndëshkim të dhimbshëm. Atë që nuk i ka respektuar prindërit, një grua që sillej si burrë dhe brinari" (ai që nuk e ka gruan besnike, dhe nuk e ndalon nga ato që bën ajo).

2.Nuk të pranohen punët e mira që ke vepruar. Shkoi një njeri te Pejgamberi a.s. .dhe e pyeti: O i dërguari i Zotit, nëse fal namazin, jap zekatin dhe agjëroj ramazanin, a do të m'i pranojë Zoti këto? "T'i pranon - i tha Profeti a.s. dhe ti do të jesh me profetët, shehidët dhe njerëzit e mirë, përveç nëse nuk i ke respektuar prindërit dhe ke prerë lidhjet me të afërmit".[6]

3. Do të vonohet hyrja jote në Xhenet, derisa të hyjnë të gjithë. Profeti a.s.thotë:

"Nuk do të hyjë në Xhenet asnjë mosrespektues i prindërve, derisa të gjykohen të gjitha krijesat".



**Cilësitë e mosrespektimit të prindërve**

Dijetarët islamë kanë numëruar dhjetëra cilësi, të cilat konsiderohen mosrespektim i prindërve dhe njeriun e zhytin në gjynahe. Prej tyre do t'i përmend disa:

-Nëse e bën punën që t'i shtjerë të qajnë prindërit e tij.

-Nëse i qorton dhe sillet vrazhdë me ta. Ka thënë Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë: "..dhe mos i qorto (mos u sill vrazhdë me ata), po thuaju fjalë të buta dhe të mira".(El Isra, 23).



- Nëse nëna ose babai i thotë të birit: O djalë, bëje këtë, e ai ia kthen: Oh, moj nënë, na lodhe edhe ti kështu e ashtu.

- Vetëm po t'u mrrolesh atyre, ta prishësh çehren tënde para tyre.

- Kur të flasin babai dhe nëna, duhet t'i shikosh e të mos u kthesh kurrizin.

Transmeton Urvete bin Zubejr: Ai fëmijë që e tërheq babanë për këmishe, ose e tërheq t'ëm për fustani dhe i thotë - ec këndej e ec andej, është fëmijë që nuk i respekton prindërit e tij.

Transmeton Omeri r.a. kur e kanë pyetur: Si është sjellë djali yt me ty? Thotë Omeri r.a.: Natën, kur ecnim, ecte përpara, ruante babanë e vet, ndonjëherë ecte edhe mbrapa, djathtas, majtas. Djali im nuk ka hipur kurrë në katin e dytë, nuk pranonte kurrsesi të ishte mbi kokën time.

- Është e ndaluar t'u bësh kritikë për ushqimin. Pejgamberi a.s. ka qenë ai që, kur i pëlqente ushqimi, hante e, nëse nuk i pëlqente, thoshte: Allahu ju dhashtë bereqet e nuk hante, por s'thoshte se ushqimi nuk bënte. Dinte të respektonte ushqimin, dinte të respektonte këtë bereqet. E nëse ia thua këtë nënës, kjo është shenjë mosrespekti ndaj saj.

- Të mos e urdhërosh nënën e t'i thuash: Oj nënë, dil bëje atë.

Fëmijët nuk bën t'i thonë nënës bëje këtë e bëje atë (punë), vetëm nëse ajo e bën vullnatarisht.

- Prej cilësive të mosrespektimit të prindërve është edhe kjo: Dikujt, kur të gradohet me ndonjë post, bëhet deputet, ministër etj., i vjen turp të thotë se ky është babai im, se kjo është nëna ime.

-T'i ofendosh dhe t'i mallkosh prindërit. Ky është prej mëkateve të mëdha.

- Të çosh dorë ndaj tyre, të ngresh zërin ndaj tyre dhe t'i vendosësh në azil (shtëpi pleqsh) e të mos interesohesh për ta.

Në fund, E lusim Zotin xh.sh. të na bëjë prej atyre që i respektojnë prindërit, të na bëjë prej atyre që kujdesemi për ta deri në çastin e fundit, e të mos na bëjë prej atyre që t'i harrojmë të mirat e tyre, dhe të na bëjë që me respektimin e tyre, ta fitojmë Xhenetin.



(1) Imam Neveviu "Rijdus-Salihin" Prishtine, f.144, hadithin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, hadithi 317.(2) Ibid, hadithi, 342.(3) Imam Neveviu "Rijdus-Salihin" Prishtine, f.139, hadithin e transmeton Muslimi, hadithi 322.(6) Ibid, f.141







# Festa e Fitër - Bajramit

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 19 gusht 2012, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë Botën ku jetojnë myslimanët, edhe te ne u kremtuan festa e fitër- Bajram. Manifestimi qendror kushtuar për Kosovë u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës. Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Sallah ef. Feta,.

Ligjëratën (dersin) tematike kushtuar festës së Fitër – Bajramit, e mbajtën Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili ndër të tjerat tha: "Jemi tubuar sot të festojmë festën e Fitër -Bajramit, e cila na vjen pas agjërimit të muajit të madhëruar të ramazanit, gjatë të cilit besimtarët, përmes agjërimit kryen një nga urdhrat e Zotit. Gjatë muajit të Ramazanit ne treguam përkushtimin tonë ndaj Krijuesit të Gjithësisë, treguam mirëkuptim e solidaritet më të madh mesë vetë, treguam humanizëm e solidaritet me nevojtarët, bëmë më shumë adhurim, bëmë më shumë namaz e ibadet. Muaji i Ramazanit përfundoj, sot me arsye festojmë, mirëpo atmosfera e ramazanit do na mungoj. Do na mungojë sofra e iftarit, do na mungojë sofra e syfyrit, do na mungojnë vizitat



# u kremtua solemnisht në tërë Kosovën

e ndërsjella, do na mungojë namazi i teravisë e ai i natës, thjesht do na mungojë rendi e rregulli që ofron muaji i ramazanit"- tha kryeimami Bajgora, i cili në ligjëratën e tij foli edhe për kujdesin që duhet pasur shoqëria për jetimit e nevojtarët, për kujdesin që duhet pasur familja në edukimin e fëmijëve e rinisë.

Namazit të Fitër- Bajramit i priu sekretari i Kryesisë së BIK, Resul ef. Rexhepi, ndërsa Hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

"Shoqëria jonë si asnjëherë deri më tash ka nevojë për vlera të mirëfillta shpirtërore, prandaj unë, duke shfrytëzuar këtë rast, në këtë ditë të shenjtë dhe nga ky vend i shenjtë, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejt ndërtimit të një shoqërie të shëndoshë, të pastër, e të ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues. Ky vend dhe ky popull, me të drejtë presin ditë më të mira, punë e ndershmëri.", tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava. Festa e Fitër- Bajramit solemnisht u kremtua në të gjitha xhamitë e Kosovës.



**Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës**

Sikur është bërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë, të KFOR it , dhe të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga Jashtë.



**Nga institucionet:**

Presidentja e Kosovës - Atifete Jahjaga, Kryetari i Kuvendit të Kosovës-Dr. Jakup Krasniqi, zv/kryeministri i Kosovës – Behgjet Pacolli, i shoqëruar nga ministri i shëndetësisë-Ferid Agani; nga Ipeshkvia e Kosovës - Don Lush Gjergji e Don Shan Zefi;

**Nga zyrat diplomatike:**

Një delegacion nga Ambasada i Britanisë së Madhe në Prishtinë.



**Nga partitë politike:**

Kryetari i LDK-së, Isa Mustafa me bashkëpunëtorë, një delegacion nga Lëvizja "Vetëvendosja", i prirë nga Shpend Ahmeti, Një delegacion i AAK-së, i prirë nga Ahmet Isufi; kryetari i LDD-së, akad. Nexhat Daci, një delegacion i PSD, i prirë nga Kaqusha Jashari, Një delegacion nga Partia Demokratike e Ashkalinjve të Kosovës, një delegacion nga Aleanca Kosovare e Biznesit si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

**Program festiv për fëmijët e kryeqytetit**

Me rastin e festës së Fitër – Bajramit, organizuar nga Kryesia e BIK -së, ditën e parë të festës nga ora 18 -23, në sheshin kryesor të Prishtinës u organizua programi Fëmijët Festojnë Bajramin "Baj-Fest" në të cilin iu mundësua fëmijëve të kryeqendrës sonë argëtim, lojëra e akrobacione të ndryshme. Po për fëmijët organizatori ndau edhe dhurata, lodra të ndryshme, pije e ëmbëlsira si dhe broshura e CD me tematikë për fëmijë .Programin Fëmijët Festojnë Bajramin "Baj-Fest" e vizitoi edhe vet Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i cili përshëndeti e uroi fëmijët që të festojnë të gëzuar e të lumtur. Gjatë vizitës që u bëri fëmijëve në sheshin kryesor të Prishtinës, Myftiu Tërnava bashkëbisedoi me disa fëmijë.







## MYFTIU TËRNAVA IFTARIN E PARË NË TIRANË

Komuniteti Mysliman i Shqipërisë (KMSH) në ditën e parë të ramazanit ka shtruar iftar, ku morën pjesë kryeparlamentarja Jozefina Topalli, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ministri i Kulturës, Aldo Bumçi, ambasadori amerikan Aleksandër Arvizu, drejtues të tjerë të lartë shtetit, krerët e komuniteteve fetare, drejtues të bashkësive islame të rajonit, diplomatë e ambasadorë të akredituar në Tiranë, përfaqësues të spektrit politik dhe figura të jetës fetare e intelektuale të vendit tonë.

Kryetari i KMSH , Haxhi Selim Muça pasi ka uruar të pranishmit për këtë muaj të bekuar është shprehur se kjo është filozofia e iftarit, të hamë, të falim dhe ta mëshirojmë njëri-tjetrin, duke e përjetuar si duhet këtë mirësi të madhe të Zotit të Lartë. ", u shpreh z. Muça në mesazhin përshëndetës në iftarin tradicional të ditës së parë të Ramazanit.

"Ramazani është muaji i sakrificës. Këto janë ditë të faljes, të lutjes dhe solidaritetit, kohë kur ne mendojmë për ata që nuk kanë. Në këtë vit jubilar për shqiptarët, në përpjekjet e tyre për liri e mëvetësi në thelb qëndron sakrifica njerëzore. Harmonia fetare është pasuria jonë më e madhe dhe aseti që na dallon nga popujt e tjerë të botës", tha Kryetarja e Kuvendit znj. Jozefina Topalli.

Përshëndetje bëri edhe Kryetari i BIK, Mr. Naim Tërnava. "Më lejoni – u shpreh z. Tërnava, - t'ju sjell përshëndetjet e Kosovës për këtë muaj të madh e të rëndësishëm për myslimanët e mbarë botës. Zoti na e lehtësoftë agjërimin dhe na pranoftë të gjitha punët e mira në këtë muaj të Kuranit. Shpresojmë që kudo të mbretërojë paqja, hareja dhe solidariteti." Ndërsa sekretari i BIF të Maqedonisë, Afrim Tahiri, tha: "Duke ju uruar të gjithëve për këtë mirësi të madhe, shpresoj dhe i lutem Zotit që ta përjetojmë dhe ta kalojmë sa më gëzueshëm këtë muaj vlerash e dobish të shumta. Kam porosi të veçantë nga kreu i myslimanëve të Maqedonisë t'ju përcjell urimet më të përzemërta me rastin e 100 vjetorit të pavarësisë së kombit tonë"Komuniteti Mysliman e ka kthyer në traditë shtrimin e iftarit të parë të Ramazanit. Nëpërmjet kësaj ceremonie, institucioni bashkon krerët e shtetit dhe figura të rëndësishme të jetës publike, të cilët vijnë për të nderuar e respektuar sakrificën e myslimanëve në këtë muaj të rëndësishëm të kalendarit islam. (R.Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA IFTAR ME AMBASADORIN E MBRETËRISË SË ARABISË SAUDITE

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 25 korrik 2012 në Tiranë, mori pjesë në iftarin e shtruar nga ambasadori i Mbretërisë së Arabisë Saudite në Tiranë, Abdullah Abdulaziz El-Abdulkerim, i cili është ambasador jorezident edhe për Kosovë.Në iftar qe edhe kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptarë, h. Selim Muça, pastaj përfaqësues të institucioneve të Shqipërisë, përfaqësues të korit diplomatik të akredituar në Tiranë, si dhe të ftuar nga spektri politik e të ftuar të tjerë.



## KRYEPARLAMENTARI DR. JAKUP KRASNIQI VIZITOI MYFTIUN MR. NAIM TËRNAVA

Kryetari i Kuvendit të Kosovës, dr. Jakup Krasniqi, në vigjilje të muajit të Ramazanit, vizitoi Kryesinë e BIK, ku u prit nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë. Kryeparlamentari, dr. Jakup Krasniqi i uroj Myftiut Tërnava dhe përmes tij edhe të gjithë besimtarëve fillimin e muajit të Ramazanit. "Ramazani është muaj i paqes, qetësisë e harmonisë në mesin tonë, është muaj i solidaritetit, mëshirës e fisnikërisë" tha ndër të tjerat - kryeparlamentari Krasniqi.Myftiu Tërnava falënderoi Kryeparlamentarin Krasniqi për vizitën dhe urimin me rastin e fillimit të muajit të Ramazanit. Myftiu çmoi punën që ka bërë Kuvendi i Kosovës në ngritjen e shtetësisë së vendit. Myftiu në takim më Kryeparlamentarin Krasniqi kërkoi nga ai që sa më parë Kuvendi i Kosovës të miratoi edhe ligjin për bashkësitë fetare, me çka do të zgjidhet e rregullohet pozita juridike e bashkësive fetare në Kosovë.

## KRYEMINISTRI BERISHA, SHTROI IFTAR PËR UDHËHEQËSIT MYSLIMANË TË SHQIPTARËVE

Iftari i shtruar nga kryeministri Berisha mblodhi së bashku udhëheqësit e Bashkësive Islame të Shqipërisë, Kosovës, Maqedonisë, Malit të Zi, Lugina e Preshevës, pastaj përfaqësuesit e feve e komuniteteve tjera si dhe myftinj, imamë, intelektualë islamë, përfaqësues të trupit diplomatik në Tiranë, etj.Nga Kosova në iftarin e shtruar nga kryeministri, Sali Berisha qe vet Myftiu Naim Tërnava i shoqëruar nga kryeimami, Sabri ef. Bajgora.

### Berisha vlerëson sakrificën e myslimanëve

Në fjalën e tij, kryeministri Berisha shprehu vlerësimin e tij për të gjithë ata besimtarë të cilët në përkushtimin e tyre ndaj Zotit, agjëruan muajin e Ramazanit, në kushte të një vere ndër më të nxehtat. "Pranuan sakrificën dhe privimin edhe nga pika e ujit, për të dëshmuar



përkushtimin e tyre ndaj Zotit, për të dëshmuar virtytin e sakrificës mbi të cilën ndërtohen të gjitha mirësitë dhe arritjet e njeriut. Ndaj dhe unë dua të shpreh nderimin tim më të madh për ju dhe përulem me nderim të thellë, ndaj të gjithë atyre, të cilët e shndërruan këtë muaj në muajin e sakrificës fisnike, në muajin e përkushtimit të madh ndaj Zotit dhe vlerave hyjnore që frymëzojnë njeriun", theksoi ai.
Kryeministri Berisha shtoi se shqiptarët kanë një trashëgimi të shkëlqyer, e cila dora-dorës vjen duke u bërë gjithnjë e më njohur dhe duke u shpalosur gjithnjë e më shumë në Europë dhe në botë. "Këtë vit, që kemi edhe vitin e 100 vjetorit të pavarësisë së vendit është një rast për të shprehur një mirënjohje të thellë ndaj udhëheqësve të kombit të të gjitha besimeve, të cilët dhanë një kontribut historik në pavarësinë e Shqipërisë, në pavarësinë e shqiptarëve, në lirinë e shqiptarëve", tha kreu i ekzekutivit shqiptar, z. Sali Berisha. (R.Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI ZV/KRYEMINISTRIN E TURQISË, BEKIR BOZDAG

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 10 gusht priti zv/ kryeministrin e Turqisë, Bekir Bozdag, me të cilin bisedoi për bashkërendim të punëve përkitazi me ruajtjen, trajtimin dhe restaurimin e objekteve fetare islame që kanë vlerën e monumenteve e që i përkasin Periudhës Osmane.Myftiu Tërnava e falënderoi edhe kësaj radhe zëvendës kryeministrin turk për ndihmën, mbështetjen dhe përkrahjen e shtetit dhe popullit turk në të gjitha proceset që ka kaluar Kosova.

Myfti Tërnava, po ashtu e falënderoi qeverinë turke e cila përmes TIKA-së ka realizuar një sërë projektesh në restaurimin e objekteve monumentale të trashëgimisë islame.



Ndërsa zv/kryeministri turk, Bekir Bozdag, pasi e falënderoi Myftiun për pritjen tha: "Kosova ka shënuar hapa të mëdhenj në të gjitha fushat e shtetndërtimit, ne e shohim me admirim përparimin që keni bërë në çdo fushë. Për këtë, më së miri flet, procesi i përfundimit të mbikëqyrjes së pavarësisë, çka paraqet një moment të veçantë për Kosovën. Turqia edhe në të ardhmen pa asnjë rezervë do e përkrah Kosovën në të gjitha fushat, dhe në çdo institucion e mekanizëm ndërkombëtarë."Ndërsa, përkitazi me projektet e TIKA-së për restaurimin e monumenteve të trashëgimisë islame, zëvendës kryeministri turk tha se Turqia në bashkëpunim me institucionet e Kosovës do të ndihmojë në trajtimin adekuat të objekteve kulturore. Objektet e tilla janë urëlidhëse në mes dy popujve që i bashkon e kaluara. Myftiu Tërnava e njohu mysafirin turk edhe me projektet tjera të BIK, si ndërtimin



e Xhamisë së Madhe, pastaj hartimin e Monografisë për xhamitë e Kosovës, si dhe atë për mbishkrimet orientale, etj. Myftiu Tërnava theksoi se realizimi i këtyre projekteve ka rëndësi të veçantë, ngase po bëhen për të parën herë në Kosovë, dhe kjo tregon më së miri kujdesin për ruajtjen dhe trajtimin e trashëgimisë kulturore islame.Në fund të takimit dy bashkëbiseduesit shkëmbyen nga një dhuratë. Myftiu Tërnava mysafirit turk i dha një pikturë me motive të Kullës shqiptare si shenjë e rezistencës së popullit tonë ndër vite.



## MYFTIU I KOSOVËS MR. NAIM TËRNAVA, VIZITOI KAMENICËN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 10 korrik vizitoi Kamenicën, ku u prit nga Kryetari i komunës së Kamenicës z. Shaip Surdulli, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët.

Në takim me kryetarin Surdulli, Myftiu Tërnava e falënderoi atë për punën që ka bërë dhe të arriturat në komunën e Kamenicës. Myftiu e falënderoi, po ashtu, edhe për bashkëpunimin e mirë që ka komuna me Këshillin dhe me BIK. Në emër të Kryesisë së BIK, Myftiu falënderoi Kryetarin Surdulli, për ndarjen e truallit për ndërtimin e selisë së KBI të Kamenicës."Bashkëpunimi juaj me Këshillin e BI-së dhe me institucionet e tjera është për t'u përshëndetur; me këtë ju tregoni edhe praktikisht se jeni në shërbim të qytetarëve që ju kanë zgjedhur. Ndarja e lokacionit për ndërtimin e selisë së Këshillit është një hap i madh, ngase vetëm Këshilli i Kamenicës ka mbetur pa seli, prandaj shpresojmë që edhe këtu do të kryhet së shpejti". –tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Kryetari i Kamenicës, z. Shaip Surdulli, ka thënë se ne jemi munduar që, së bashku me drejtorë të drejtorive komunale si dhe me këshilltarët e Kuvendit, t'i përkrahim kërkesat e BI-së. Këtë vit komuna e Kamenicës ka ndihmuar me një

shumë simbolike dy xhamitë në fshatin Koretin, kurse vitin e kaluar kemi ndihmuar xhamitë në fshatrat Dajkoc e Desivojcë, në ndërtimin e murit mbrojtës për xhaminë në Berivojcë dhe objektit të mejtepit në Hodonoc“. Si problem kyç në komunën e Kamenicës është mungesa e një objekti shkollor në fshatin Rogaçicë, ku objektin e tanishëm shkollor e shfrytëzojnë nxënësit e shkollës fillore dhe dy shkollave të mesme, kurse mësimi zhvillohet në tri ndërrime dhe me orar të shkurtuar“ -ka thënë Surdulli. Ai kërkoi nga Myftiu Tërnava, që t'i dalë në ndihmë për të gjetur ndonjë donator të mundshëm, pasi Ministria nuk ka dhënë ndonjë premtim për realizimin e këtij objekti shkollor. Myftiu Naim Tërnava premtoi se do të angazhohet për të gjetur donatorë, për se shprehu optimizmin e tij, prandaj kërkoi që komuna të përgatisë planin dhe dokumentacionin përkatës për këtë objekt shkollor. Ai tha se BIK nuk ndërton vetëm xhami në Kosovë, por ka ndihmuar edhe në ndërtimin e mbi 40 shkollave si dhe të çerdheve në tërë territorin e Kosovës, pastaj në renovime të objekteve shëndetësore, sigurimin e bursave për studentë në fusha të ndryshme etj..



## TIKA DO TË RESTAUROJË EDHE PESË MONUMENTE TË TRASHËGIMISË KULTURORE ISLAME

Në praninë e zëvendës kryeministrit turk Bekir Bozdag, Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ministrit të kulturës, Memli Krasniqi, si dhe shumë të ftuarëve të tjerë nga institucionet e Turqisë e të Kosovës, të premten më 10 gusht në Prishtinë, Agjencia Turke për Bashkëpunim dhe Koordinim (TIKA) ka prezantuar projektet për restaurimin e disa monumenteve të trashëgimisë kulturore në Kosovë, në qytete të ndryshme. Me këtë donacion nga TIKA do të restaurohet oborri i Xhamisë së Madhe në Prishtinë, oborri i Xhamisë së Sinan Pashës në Prizren, do të bëhet restaurimi i Xhamisë së Jashar Pashës në Prishtinë, restaurimi i Hamamit të Vushtrrisë (Gazi Ali Beu), si dhe restaurimi i Xhamisë së Janjevës, (Murat Beu).



## MYFTIU TËRNAVA NË KAÇANIK

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, vizitoi Kuvendin komunal të Kaçanikut, ku u prit nga Kryetari i Komunës, z. Besim Ilazi. Myftiu shoqërohej edhe nga Dr. Fahrush Rexhepi dhe Vedat Sahiti, ndërsa ishte i pranishëm edhe Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame (KBI) të Kaçanikut, Florim Neziraj. MyftiuTërnava ka uruar kryetarin Ilazi për postin e kreut të komunës dhe i ka uruar punë të mbarë e suksese në punë. Duke folur për misionin e BIK-së, ai i ka thënë kryetarit se BIK zhvillon aktivitetin bazuar në Kushtetutën e saj dhe është institucion që në komunat e Kosovës ka këshillat e bashkësisë islame, përmes një rrjeti të organizuar mirë. Myftiu Tërnava ka shprehur edhe shqetësimin e tij lidhur me telashet e shkaktuara në KBI-në e Kaçanikut me rastin e zgjedhjeve të reja për kryetar në këtë institucion fetar. “Në xhami duhet të kthehet rendi dhe ligji” - u shpreh myftiu Tërnava, kurse kryetari i Komunës, z. Besim Ilazi, ka thënë se komuna nuk synon të ndërhyjë në autonominë e BIK-së, po është e interesuar që problemet e shkaktuara të zgjidhen në mënyrën më të mirë të mundshme. “Problemet në xhami duhet të zgjidhen edhe për shkak se rrezikojnë sigurinë e përgjithshme të qytetarëve” i ka thënë z. Ilazi, kreut të BIK-së, z. Tërnava. (R.Shkodra)



## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME TË PRISHTINËS SHTROI IFTAR KU MORRËN PJESË 150 VETA

Në iftarin e shtruar mbrëmë, 6 gusht, nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, kryeministri i vendit z. Hashim Thaçi, që shoqërohej nga ministrat Mahir Jakxhilar e Ferid Agani, pastaj drejtori i Policisë së Kosovës, Shpend Maxhuni, komandanti i FSK, Gjeneral Kadri Kastrati, deputetë të Kuvendit të Kosovës, përfaqësueset të spektrit politikë si dhe shumë personalitete nga jeta akademike, kulturore, imamë të Prishtinës e rrethinës, artistë, gazetar e shumë të ftuar të tjerë.

Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, Bahri Sejdiu, pasi i përshëndeti të pranishmit tha se ky iftar është iftar i bashkimit, respektit e unitetit tonë.

Ndërsa, Myftiu Tërnava në fjalën e tij përshëndetëse një pjesë të saj ia kushtoj vlerës që ka muaji i madhërishëm i Ramazanit, për çka tha: "Muaji i Ramazanit është muaj i Kuranit, muaj në të cilin i madhi Zot e zbriti kryemrekullinë hyjnore-Kuranin Famëlartë. Në këtë muaj siç dihet kanë ndodhur ngjarje të mëdha me rëndësi të veçanta, siç është Beteja e Bedrit -ku besimtarët triumfuan ndaj jobesimtarëve, pastaj është Nata e Kadrit në të cilën Zoti e zbriti Kuranin. Në këtë muaj ka ndodhur çlirimi i Mekës etj, të gjitha këto e kthyen për së mbari historinë e ndritshme islame që ndikoi në tërë botën".

Më tutje Myftiu u ndal edhe te angazhimet që duhet t'i ketë shoqëria jonë në raport me fenë e vendin për se u shpreh: "Edhe ne në Kosovë, duhet dhe ju ftoj që të angazhohemi edhe më shumë që të ruajmë vlerat tona tradicionale islame, të angazhohemi për avancimin e çdo gjeje që është e mirë, të punojmë për fenë tonë, të punojmë për kombin tonë, të punojmë për Kosovën tonë, ku i madhi Zot na ka krijuar dhe neve na ka obliguar që ne të punojmë këtu. E kemi për obligim që ta forcojmë identitetin fetar te kombi ynë dhe e kemi obligim që të punojmë e ta forcojmë shtetin tonë për krijimin e të cilit u flijuan shumë bashkëkombës tanë".

## PËRFUNDOI KURSI I GJUHËS ARABE ORGANIZUAR NGA DEPARTAMENTI I TË RINJVE

Në kuadër të aktiviteteve të tij, Departamenti i të Rinjve i BIK-së organizoi dhe kreu me sukses kursin e gjuhës arabe (nivelin e parë). Ky aktivitet, i cili ndërkohë u shoqërua me ligjërata të shkurtra fetare, zgjati dy muaj, nga 8 maj - 9 korrik 2012.Nga ky kurs u certifikuan 10 veta, shumica e të cilëve studentë. Pjesëmarrësit kanëqenë: Nebi Berisha-polic, Diamant Selaj-student, Besmir Uvejsi-student, Enis Qafëleshi-student, Selatin Beqiri-student, Ibadete Kutleshi-studente, Luljeta Cakaj-studente, Naime Ismajli-studente, Sevdie Mustafa-studente dhe Sebaeta Gjulderen-studente. Kursi u zhvillua tri herë në javë dhe u mbajt në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti prof. Vahid Haxhiu-profesor i gjuhës arabe në medresenë e mesme "Alaud-din" të Prishtinës.(F.S)



## EDHE KËTË VERË U ORGANIZUA KURSI INTENSIV

Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, Xhamia qendrore e Shtimes, edhe këtë verë organizoi kursin veror, që i zhvilloi punimet nga 2 korrik -18 korrik.Mësimet i vijuan 185 nxënës. Ky kurs u organizua në tri nivele: niveli i parë - për fillestarë, niveli i dytë - për

ata që e kanë kryer të parin dhe i treti – kursi më i avancuar. Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht nga tri orë mësimi (30 min) në ditë, nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh, dhe Edukatë Islame. Këtë kurs e vizitoi edhe zyrtari i lartë i Kryesisë së BIK-së z.Ahmet ef. Sadriu dhe zyrtari Sali Jashari, të cilët vijuesve të këtij kursi u dhuruan nga një numër të revistës "Dituri Islame". Në mbarim të kursit nxënësit iu shtruan testit mbi njohuritë e arritura, në të cilin arritën sukses shumë të mirë. Në fund të kursit u organizua një piknik-shëti në Parkun e Lirisë në Ferizaj. Falënderime për financimin e kursit iu shprehën donatorëve, duke e lutur Krijuesin e Gjithëmëshirshëm që t'i shpërblejë me Xhenetin Firdeus.Ligjërues në këtë kurs ishin:Isa Tërshani, imam i xhamisë: Fikh (niveli II dhe III), Emin Ademaj, imam në Zborc: Akide (niveli II dhe III),Mustafë Jakupi, student i shkallës së tretë: Edukatë Islame (niveli II dhe III), Zenel Hajdini: student në Jordani: Edukatë Islame (niveli I), Behxhet Bajrushi, student në FSI: Akide (niveli I) dhe Vezir Ademaj, student në FSI: Fikh (niveli I). (I. Tërshani)



## PËRFUNDOI KURSI VEROR I MËSIMBESIMIT NË KOMUNËN E GJAKOVËS

Edhe këtë vit, gjatë pushimeve verore, duke filluar nga 25 qershori, KBI i Gjakovës ka organizuar kurs veror të mësimbesimit për grupmoshat e reja. Kursi u mbajt në lokalet e Institutit për memorizimin e Kur'anit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë. Në te morën pjesë afro 100 fëmijë, ndërsa për përgatitjen e tyre me njohuri elementare të fesë, kontribuan mualimët e rregullt të komunës së Gjakovës. Gjatë kësaj periudhe, përveç njohurive fetare, për vijuesit janë organizuar edhe aktivitet të ndryshme sportive dhe shëtitje, kur fëmijët patën rastin t'i vizitonin disa vende të Kosovës. Në fund u mbajt testi përfundimtar. Të gjithë fëmijët u shpërblyen me certifikata, ndërsa më të mirët prej tyre morën edhe nga një dhuratë. Vendin e parë e zuri Suada Rexha, e cila mori shpërblimin në vlerë 70 euro. Vendin e dytë e zuri Anesa Koshi dhe mori shpërblimin në vlerë 50 euro. Ndërkaq, vendin e tretë e zuri Alban Bibaj, i cili mori shpërblimin në vlerë 40 euro.( E. Rexha)



## U VU GURTHEMELI I SELISË SË KËSHILLIT DHE QENDRËS KULTURORE NË RAHOVEC

Në një manifestim rasti,në prani të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Resul Rexhepi dhe kryeimami Sabri Bajgora, pastaj përfaqësues të KK të Rahovecit, përfaqësues të këshillave të BI dhe shumë qytetarë nga Rahaveci e rrethina, u vu gurthemeli i selisë së Këshillit të BI dhe qendrës kulturore në Rahovec. Duke iu drejtuar të pranishëmve Myftiu Tërnava, falënderoi të gjithë ata që kanë kontribuar që të vihet deri tek kjo ditë, e posaçërisht falënderoi Kryetarin e Rahovecit, Bordin e drejtorve, Asamblenë Komunale dhe donatorin nga Katari.Jam i bindur që ndërtimi i sesisë së Këshillit dhe i qendrës kulturore do të jetë në shërbim të besimtarëve dhe qytetarëve të kësaj ane, si dhe do të krijojë kushte të mira për Këshillin e BIK-tha ndër të tjerat myftiu Tërnava.Fjalë përshëndetëse mbajti edhe nënkryetari i Rahovecit, Hazer Tara, drejtor i fondacionit "Al Vakf", Abdurrezak Edib dhe Shani Sylka -kryetar i KBI-së në Rahovec . Nën jehonën e tekbireve të të pranishmëve u hodh gurthemeli i selisë dhe qendrës kulturore në Rahovec. (R. Shkodra)



## KRYESIA E BIK-SË SHTROI IFTAR TË PËRBASHKËT ME RASTIN E NATËS SË BEDRIT

Më 5 gusht, në natën e 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores në Betejën e Bedrit, Kryesia e BIK-së shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI-së dhe nëpunësit e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Si tradicionalisht, Myftiu iftarin e shtroi në restorantin e medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës, ku qenë të pranishëm rreth 200 pjesëmarrës.Duke iu drejtuar të pranishmëve në iftar, Myftiu fillimisht tha: "Të nderuar vëllezër! Ju përshëndes të gjithë dhe ju falënderoj për praninë tuaj këtu në këtë natë të madhe. Ky iftar është bërë tradicional dhe shtrohet nga Kryesia e BIK në Natën e Bedrit, Natën e fitoreve, Natën e hapjes së faqes së re në historinë islame, në natën kur fitoi e drejta ndaj të padrejtës, në natën kur drita mundi errësirën."Prandaj në këtë Natë të madhe ne sot jemi tubuar rreth sofrës së Allahut, që të motivohemi nga ky iftar, të përkrahim njëri-tjetrin në misionin tonë në çuarjen në vend të amanetit që kemi marrë nga i Madhi Zot xh.sh. dhe nga Resulullahu s.a.."Ndërsa, duke folur për përgjegjësinë që kemi si institucion e si zyrtarë e imamë, Myftiu Tërnava tha:"Të gjithë ne duhet të jemi të vetëdijshëm për përgjegjësinë që kemi, së pari ndaj vetes e ndaj familjes, sikurse dhe ndaj xhematit dhe ndaj popullatës së këtij vendi, ku na ka krijuar Zoti dhe na ka bërë përgjegjës për të bartur mbi supet tona misionin që na e ka besuar i Madhi Zot. Duke ju uruar shëndet juve e xhematit tuaj, edhe një herë jua kujtoj që të jeni sa më afër xhematit, sa më afër besimtarëve tanë, në çdo rast e situatë dhe mundësi. Ne kemi një xhemat të mrekullueshëm, dhe duhet të jemi me xhematin". Këtë e kemi obligim, këtë e kemi detyrë, këtë e kemi prioritet të parë dhe jam i bindur që do t'ia dalim me sukses. Ne, për të derdhur kontributet për xhaminë, së shpejti do t'i bëjmë publike edhe llogaritë rrjedhëse, ku mund të kontribuojnë të gjithë qytetarët tanë, kudo qofshin ata".



## TRIBUNË ME RASTIN E ÇLIRIMIT TE MEKËS

Më 08.08.2012, me rastin e përkujtimit të çlirimit të Mekës, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK organizoi tribunë për nder të kësaj ngjarje historike. Tribuna u mbajt në ambientin e xhamisë "M.Sherif Ahmeti" në Prishtinë. Me një fjalë rasti Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i këtij departamenti i uroi këtë muaj të bekuar duke e lutur Allahun e Lartësuar që të na e pranon agjërimin dhe të gjitha veprat e mira. Ndërsa ligjëratë kushtuar kësaj ngjarje para të pranishmëve mbajti Mr. Samir Ahmeti – profesor në M.M. "Alaudin" të Prishtinës. Ai foli për çlirimin e Mekës dhe rëndësinë e kësaj ngjarje. Prof. Ahmeti një vëmendje të posaçme në fjalën e tij ia kushtoi edhe përfitimeve dhe mësimeve të nxjerra nga kjo ngjarje historike. Në fund pas ligjëratës u kënduan disa ilahi nga kori i nxënësve të kësaj xhamie. (F. Spahiu)

## KUVENDI I BIK NË MBLEDHJEN E RREGULLT VJETORE

**Miratoi raportin e punës së Kryesisë, Buxhetin si dhe Shtimen e bëri me Këshill të Bashkësisë Islame**

Më 18 korrik 2012, u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të BIK, e katërt në këtë përbërje të Kuvendit. Përpos delegatëve, në mbledhje qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga anëtarët e Kryesisë e bashkëpunëtorët e tij.

Pas leximit të një ashereje nga Kurani famëlartë, dhe fjalëve përshëndetëse të kryetarit



të Kuvendit, dr. Xhabir Hamitit dhe Myftiut mr. Naim Tërnava, kuvendarët fillimisht bënë verifikimin e delegatëve të rinj, nga Presheva, Llukam Ibrahimi, Prishtina Shaqir Kqiku, Fushë-Kosovë Muharrem Tërnava, Rahoveci, Afrim Halilaj dhe Kaçaniku, Mensur Luma.

Më pas kuvendarët shqyrtuan Raportin e punës së Kryesisë së BI të Kosovës për periudhën prill-dhjetor 2011. Kuvendi në bazë të kompetencave mori në shqyrtim edhe Llogarinë përfundimtare për vitin 2011, me raportin e Komisionit financiar, dhe projektbuxhetin e vitit 2012.

Kuvendi debatoi edhe për zgjedhjet nëpër këshilla që janë mbajtur në fillim të këtij viti, si dhe për të arriturat, mangësitë sfidat dhe projektet që ka BIK.

Pas debatit e shqyrtimit të gjithanshëm Kuvendi i BIK, mirtoj:

- Raportin e punës së Kryesisë së BIK për periudhën mars -nëntor 2011;
- Llogarinë përfundimtare për vitin 2011;
- Buxhetin për vitin 2012.

Kuvendi kërkoi nga Kryesia e BIK që sa më parë t'i ri-shoh rregulloret bazë për funksionim e institucioneve të BIK, dhe të njëjtat t'ia paraqes Kuvendit të BIK.

- Kuvendi po ashtu miratoi edhe propozimin e Kryesisë së BIK që të themelojë Këshillin e Bashkësisë Islame në Shtime, si dhe bëri plotësimin e disa komisioneve të Kuvendit me anëtarë të rinj.

- Kuvendarët e BIK, dënuan edhe sulmin fizik që kohë më parë ka ndodhur ndaj kryeimamit të BIK, Sabri ef. Bajgora.

Në fund të seancës kuvendarët e BIK diskutuan edhe për të ashtuquajturën Shoqatë sindikale, për se Kuvendi i BIK me shumicë të cilësuar u deklarua se e ashtuquajtura sindikatë nuk përfaqëson asnjë segmet të BIK. (R.Shkodra)

## "NJË DITË NË JETËN E NJË FËMIJE MYSLIMAN"

Kështu u titullua filmi didaktik i cili u promovua me 18.07.2012 në amfiteatrin e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Në promovimin e këtij filmi mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i cili përshëndeti të pranishmit dhe njëkohësisht falenderoi e përgëzoi të gjithë ata që punuan në realizimin e këtij projekti. Ndër të tjera ai tregoi edhe vlerën dhe rëndësinë që kanë fëmijët në formimin e një shoqërie të shëndoshë me ideale të larta morale, të rritur në frymën islame. Pastaj fjalën mori edhe Drejtori për media z. Ahmet Sadriu i cili poashtu përshëndeti mysafirët e pranishëm dhe falenderoi grupin punues. Më pas u shikua filmi didaktik "Një ditë në jetën e një fëmije mysliman".

Film ky i cili në vete ngërthen etikën islame, rregullat dhe normat që duhen përmbajtur nga çdo mysliman. Në të paraqitet një ditë por që tregon pothuajse tërë jetën me veprimtaritë e llojllojshme që zhvillohen në të.

Islami është aq i bukur saqë zbukuron dhe jetëson çdo minut dhe ditë në të cilën frymojmë, me moralet dhe mësimet që na i jep me anë të ligjit që mbizotëron nga Mbizotëruesi i çdo gjëje. Ditët që fillojnë me emrin e Atij që të fali jetën, janë fillimet më të lumtura që mund t'i ketë ndokush dhe mbrëmjet që errësohen me emrin e Tij, janë çastet më paqedhënëse dhe më frymëzuese.

Fëmijët janë drita e syve të çdo prindi, ata janë e ardhmja e çdo shoqërie, janë vitet më të gëzuara dhe më përkushtuese për edukim dhe shkollim, andaj duhet të kemi kujdes përgjat rritjes dhe edukimit të tyre.

Me të vërtetë ky film do të jetë i dobishëm për të gjithë ata prindër që duan një fëmijë të edukuar dhe të lidhur për Krijuesin e Gjithësisë, Allahun fuqiplotë.



Në fund u falenderuan të gjithë ata që dhanë kontribut në realizimin e këtij projekti të qëlluar, si: Bashkësia Islame e Kosovës në krye me Myftiun Naim Tërnava për mbështetjen e pamasë që ka treguar, pastaj Departamenti i Gruas, Olive Entertainment, Drejtori i prodhimit: Ahmet Sadriu, përgjegjësit fetar: Sabri Bajgorën, Vaxhide Podvorica dhe Florentina Tërmkolli, lexuesi i tekstit arabisht: Bahri Simnica, Drejtoresha e organizimit: Entela Shehu dhe Hanife Kastrati, pastaj drejtori artistik dhe regjisori: Xhevat G. Tahiri dhe protagonistja jonë Rejanë Kastrati që me bukurinë e vetë fëmijërore e bëri shumë të afërt personazhin me publikun. Në fund u shtrua edhe një koktel rasti për të gjithë të ftuarit. (H. Kastrati)



## BEREQETI NDIHMON FSHATRAT E THELLA NË BAJRAM CURR

Organizuar nga Shoqata humanitare "Bereqeti", e cila funksionon në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, ka intensifikuar aktivitetin humanitar gjatë muajit Ramazan. Vlen të theksohet ndihma me gjëra ushqimore në bashkinë e Bajram Currit, përkatësisht në fshatra të thella të rajonit. Shumë familjeve shqiptare iu shpërndanë bukë cilësore të gatuara në Prishtinë me teknologji gjermane dhe cilësi të lartë ushqyese. Bashkë me aktivistë të shoqatës "Bereqeti", ishte ish - medresanti Arbër Berisha nga Bajramcurri (ka mbaruar medresenë e mesme "Alaudin" të Prishtinë s),i cili kontribuoi për mbarëvajtjen e këtij aktiviteti humanitar. Aktivistët e shoqatës "Bereqeti", të mbështetur nga Kryesia e BIK-së dhe donatorë të ndryshëm, u zotuan se nuk do të ndalen së vepruari dhe se do të përkushtohen që edhe në të ardhmen të ndihmojnë banorët e këtyre zonave me artikuj ushqimorë dhe me veshmbathje. Ky aktivitet humanitar inkurajon banorët e këtyre viseve se do të intensifikohen edhe më shumë raportet vëllazërore për të ndihmuar njëri-tjetrin sikurse në vitet 1998 e 1999, kur shumë ushtarë të UÇK-së dhe familje të përndjekura nga Kosova gjetën strehim tek vëllezërit e tyre në Bajramcurr, Tropojë dhe gjithandej në qytete shqiptare.Poashtu në një strehimore të skamnorëve në Prishtinë Bereqeti së bashku me humanistin Johan Landolt nga Feldmeileni i Zvicrës ndau pako të mëdha me veshëmbathje për 18 familje që jetojnë në këtë strehimore dhe dy që jetojnë në Hajvali, të cilat i kishte sjellë ky humanist vetvetiu nga Zvicra. Ka mbi tre vite që ky humanist ndihmon shoqatën Bereqeti me veshëmbathje të përdorura por në gjendje të mirë. Krahas veshëmbathjes për secilën familje ju nda edhe nga një qese përplotë me bukë javore të llojeve të ndryshme. Buka ishte donacion falas nga fabrika moderne për prodhim të bukës "Buka" në Fushë Kosovë, e cila po bëhen dy muaj që nëpërmjet shoqatës humanitare Bereqeti ofron bukë të ciëlësisë së lartë falas për qytetarët. (R. Shkodra)



## U PËRURUA GODINA E RE E MEDRESES NË GJILAN

Në një manifestim solemn në Gjilan më 11 gusht, në prani të zv/ kryeministrit të Turqisë, Bekir Bozgad, i cili shoqërohej nga deputetë të parlamentit turk, pastaj kryetar komunash si dhe përfaqësues të institucioneve të tjera nga Turqia, Myftiu i Kosovës me bashkëpunëtorë, nënkryetari i komunës së Gjilanit, Omer Daku, udhëheqësit e Këshillit të BIK në Gjilanit në krye me Mustafë Bajramin, profesorë të Medresesë si dhe të ftuar të tjerë, u bë përurimi i objektit të ri të Medresesë së Mesme "Alaudin" -paralelja në Gjilan, financimin e së cilës e ka bërë TIKA.

Duke iu drejtuar të pranishmëve zëvendëskryeministri turk, Bekir Bozgad tha:

"Turqia dhe Kosova kanë një marrëdhënie të jashtëzakonshme, gjithashtu marrëdhënie të mira kanë edhe popujt tanë. Ne kemi qenë

afër jush në kohë e ditë të vështira, në punë të lehta e në punë të rënda, dhe do jemi gjithnjë pranë jush, ngase edhe në politikën tonë të jashtme është prioritet i veçantë mbështetja për Kosovën." "Ndihma ndaj Kosovës do të jetë e padiskutueshme në çdo hap të zhvillimit. Shteti turk e ka mbështetur si politikisht ashtu edhe ekonomikisht Kosovën, dhe kjo do të vazhdojë edhe në të ardhmen, duke garantuar një frymë të këtillë të bashkëpunimit mes dy vendeve. Ne jemi aq shumë të lidhur me Kosovën saqë nëse gëzohet një kosovar, ta dini se gëzohemi edhe ne.", tha zv/kryeministri i Turqisë.

Ndërsa, Myftiu Tërnava në fjalën e tij, tha: "50 vjet të komunizmit rrënuan infrastrukturën e BIK, rrënuan mejtepe, medrese e xhami, mirëpo tani fal Zotit gjërat kanë ndryshuar dhe ne ndërtojmë të lirë në vendin tonë xhami e medrese. Kjo është bërë e mundur vetëm pas luftës që bëri populli ynë me ndihëm e aleatëve.

Ndihma e Turqisë nuk ka munguar asnjëherë, ajo ka qenë në të gjitha fushat. Ndaj, ky popull e vlerëson lartë gatishmërinë e popullit vëlla turk, edhe të qeverisë turke.

Ne edhe sot para kësaj godine kaq të bukur, e lusim Allahun xh.sh., që t'ju shpërblej me të gjitha të mirat, dhe jam i bindur që e ardhmja do të sjell edhe më shumë bashkëpunim ngase ne më shumë kemi popullatë në Turqi sesa në Kosovë.

Zotëri, zëvendës kryeministër, ju sot këtu përfaqësoni edhe 5 milion vëllezër tanë që kanë emigruar nga këto troje atje, e të cilët kontribuuan shumë edhe për çlirimin e Kosovës."Falënderime për objektin e ri të medresesë në Gjilan kanë shprehur edhe kryetari i BIK-ut të Gjilanit, Mustafë Bajrami, si dhe nënkryetari i Komunës, Omer Daku.

Ndërtesa e re e medresesë në Gjilan është në oborrin e Xhamisë "Atik", respektivisht aty ku ka vepruar më herët Medreseja e njohur "Atik". Objekti i ri i Medresesë është modern, i pajisur me kabinete dhe objekte tjera përcjellëse. Nga shtatori i këtij viti edhe nxënësit e Medresesë në Gjilan do të kenë kushte adekuate për mësim e punë. (R.Shkodra)

## U PËRURUA XHAMIA E RE NË BATLLAVË

Më 27 korrik 2012, në Batllavë, me një manifestim solemn në kohën e namazit të xhumasë, u bë përurimi i Xhamisë së re. Në këtë manifestim, përveç besimtarëve të Batllavës e rrethinës, qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, përfaqësuesit e KBI-së të Podujevës si dhe të ftuar e mysafirë të tjerë.

Duke iu drejtuar të pranishëmve, Myftiu Tërnava, pasi përshëndeti e i përgëzoi ata, dhe posaçërisht xhematin e Batllavës, tha: "Çdo punë që niset, do sakrificë, do vullnet, do dëshirë e kurajë për t'u kryer me sukses. Më kujtohet



si sot dita kur këtu kemi vënë gurthemelin e kësaj xhamie, dhe ja sot, në këtë ditë xhumaje, në muajin e madhëruar të Ramazanit,po e përurojmë këtë xhami madhështore që u ndërtua me dëshirën, vullnetin dhe kontributin e besimtarëve të kësaj ane, e mu këtu qëndron madhështia e kësaj xhamie. Xhamia është institucion që bashkon popullin, është institucion që afron shoqërinë, e edukon dhe e fisnikëron atë".

Kryetari i KBI-së të Podujevës, Bekim Jashari, pasi përshëndeti e falënderoi të gjithë ata që kontribuan për ndërtimin e xhamisë, ndër të tjera, tha: "Shekulli i kaluar për shqiptarët do të mbahet në mend si shekull i vuajtjeve dhe i robërisë. Mirëpo, me gjithë sfidat, populli ynë ruajti dy vlera të fuqishme, besimin dhe përkatësinë kombëtare.". Imami i xhamisë, Islam ef. Hasani, duke iu drejtuar të pranishëmve, tha se për Batllavën, përurimi i xhamisë është një ngjarje e rëndësishme, pasi që po përurojmë pas 8 vjetësh pune, përpjekjesh e përkrahjeje nga xhemati i Batllavës e rrethinës si dhe me përkrahjen e njerëzve të devotshëm, dorëdhënë e human". Një falënderim të posaçëm, imami Islam Hasani i bëri Myftiu Tërnava për përkrahjen, ndihmën dhe kontributin e tij për xhaminë e Batllavës. (R.Shkodra)





## PËRUROHET XHAMIA E RE NË ZHUR

Në prag të muajit të madhëruar të Ramazanit në fshatin Zhur (Prizren), në një solemnitet rasti ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorë, nënkryetari i Prizrenit, Ruzhdi Rexha, me bashkëpuntorë, pastaj drejtuesit e KBI të Prizrenit të prirë nga Lutfi Ballëk me bashkëpunëtorë, si dhe shumë të ftuar të tjerë, u përurua xhamia e re në Lagjen Zhuri i Ri. Është me rëndësi të përmendim që në fillim se ndërtimin e xhamisë së re, e ka bërë me mjete vetanake familja Badallaj nga ky fshat, respektivisht Jetmir Merxhan Badallaj me punë në Zvicër, i cili përpos financimit të xhamisë, për këtë qëllim më parë ka blerë truallin. "Sot kemi ardhur këtu bazuar në një vepër madhore që ka bërë familja Badallaj. Me këtë vepër kaq madhështore, kaq njerëzore, kaq humane e kaq domethënëse ndaj nga thellësia e shpirtit dhe në emrin e besimtarëve përshëndes familjen Badallaj, përshëndes gatishmërinë e tyre që pasurinë e fituar me djersë, ata ta shpenzojnë në rrugën e Allahut. E nderuar familje qe ndërtuat këtë xhami, ju jeni shembull që duhet ndjekur edhe të tjerët". -tha myftiu Tërnava në fjalën përshëndetëse para të pranishmëve. Fjalë përshëndetëse në emër të KBI të Prizrenit,mbajti kryetari Lutfi Ballëk., nënkryetari i Prizrenit, Ruzhdi Rexha,kurse në emrin e familjes Badallaj, foli Merxhan Badallaj.

## KORETINI EDHE ME NJË XHAMI TË RE

Më 1 gusht 2012, ditën e13 të agjërimit para namazit të teravisë në një solemnitet rasti në fshatin Koretin (Kaminicë) u përurua Xhamia e re, ku morën pjesë edhe përfaqësuesit e Kryesisë së BIK, përfaqësuesit e KBI të Kamenicës si dhe xhematlinjë të Koretinit e rrethinës. Xhamia e re është ndërtuar pas rritjes së fshati dhe shtimit të vazhdueshëm të xhematit na thanë disa xhematlinjë që kishin ardhur në përurimin e xhamisë. Truallin për ndërtimin e xhamisë së re në Koretin e ka dhuruar z. Deli Leci, i cili po ashtu ka dhënë një kontribut të çmuar në ndërtimin e xhamisë, ndërsa në financimin e xhamisë ka kontribuar edhe shoqata Vakful Islam. Të shoqëruar nga tekbiret e të pranishmëve shiritin e përurimit bashkërisht e prenë, dr. Fahrush Rexhepi -anëtar i Kryesisë së BIK, z. Deli Leci, dhe përfaqësuesi i shoqatës Vakf El islam. "Ndërtimi



i xhamive është detyrë e besimtarëve, e atyre që e besojnë Zotin e Pejgamberin. Xhamia është vend ku adhurohet Zoti, vend ku arsimohet e edukohet popullata, - tha Fahrush ef. Një fjalë përshëndetëse mbajti përfaqësuesi i vakful islamit, kryetari i KBI së Kamenicës, Eshref Cakolli, imamët e Koretinit Mehmet Morina e Fehmi Leci. Dersin e parë në xhaminë e re në Koretin e mbajti Ahmet Sadriu-përgjegjës për veprimtari botuese në Kryesinë e BIK, i cili i priu xhematit në namazin e teravive. (R. Shkodra)



## DUA HATME NË MIRESH -1

Më 28.06.2012, në xhaminë e fshatit Mireshi-1(Gjilan), 8 vijues të mësimbesimit tek imami mulla Januz Ramadani bënë duanë e hatmes. Në këtë manifestim ishin të pranishëm edhe Kryeimami Mr. Iljaz Mustafa dhe mualimi Naim Aliu, imam të xhamive përreth, xhematlinj, prindër të vijuesve të mësimbesimit si dhe të ftuar të tjerë. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua imami Januz Ramadani, i cili përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe në veçanti Kryeimamin Mr.Iljaz Mustafa. Ndërkaq, Kryeimami Mr.Iljaz Mustafa, pasi përshëndeti imamin për punën dhe përkushtimin e treguar në punë me nxënësit dhe nxënëset për suksesin e arritur si dhe prindërit për kujdesin e treguar për edukimin e fëmijëve, ai foli për vlerat dhe rëndësinë që ka mbajtja e mësimbesimit, sidomos mësimi i leximit të Kur'anit. „Këtë – tha ai, - më së miri na e tregon Pejgamberi a.s., i cili ka thënë:. „Më i miri prej jush është ai që e mëson Kur'anin dhe ua mëson të tjerëve", prandaj mund të themi se imami Januz Ramadani këtë porosi të Pejgamberit a.s. e ka kuptuar si duhet dhe po e zbaton në realitet. KBI i Gjilanit është i angazhuar që t'i kushtojë kujdes të madh mbajtjes së mësimbesimit nëpër xhami me qëllim që t'i edukojmë të rinjtë tanë në rrugën e Zotit", - përfundoi ai. Vijuesit e mësimbesimit para të pranishmëve u paraqitën me lexim të pjesëve të Kur'anit, pastaj me ilahi, kaside e poezi të përgatitura për këtë rast.Duanë e hatmes e bëri Kryeimami Mr.Iljaz Mustafa. Në fund Kryeimami dhe imami, nxënësve që bënë duanë, u dhanë certifikata për kryerjen e leximit të Kur'anit. (I. Mustafa)



## U PËRURUA XHAMIA E RE NË DEÇAN

Më 26 qershor 2012 në një manifestim solemn në Deçan u bë përurimi i xhamisë së re. Në këtë manifestim ishte i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, pastaj përfaqësues nga organet komunale, udhëheqësit e KBI së Deçanit të prirë nga Besim Halilaj etj. Duke iu drejtuar të pranishëmve Myftiu Tërnava, ndër të tjerat tha: "U dashtë që të kalojnë 110 vjet më shumë se një shekull që të krijohet hapësira dhe mundësia që të fillohet ndërtimi e një shtëpie të Zotit këtu në kecan, 110 vjet histori, 100 vjet vuajtje, maltretime, burgosje, ikje nga vendi, 100 vjet vazhdimisht duke dhënë dëshmorë - shehid, 100 vjet të persekutuar të masakruar, 100 vjet nënat tona me lot në sy. E tani Elhamdulilah prej Allahut xh.sh., që pas luftës, pas një angazhimi tepër të madh të djemve dhe të bijave tona arritëm që edhe ne në Kosovë të jemi në gjendje të ndërtojmë edhe shkolla, edhe spitale, edhe rrugë me korsi të shumta, të rregullojmë infrastrukturën tonë anë e kënd vendit, por të ndërtojmë edhe xhami- të ndërrtojmë edhe shtëpi të Allahut, të ndërtojmë edhe faltore të besimeve të tjera, e ajo që është më e rëndësishmja është që kemi arritur të ndërtojmë besimin brenda individit, tek besimtari, tek myslimani që qe nëpërkëmbur mbi 100 vjet, a në veçanti gjatë sistemit komunisto - ateist" Besim Halilaj - kryetar i KBI tha se ndihet i privilegjuar që pas më shumë se një shekulli në Deçan po përurojmë një xhami të re, një vend ku do i bëhet ardhurim Allahut xh.sh., vend ku do të edukohet xhemati dhe rinia e kësaj ane. Kryetari Besim ef. falënderoi të gjithë ata që kontribuuan për ndërtimin e xhamisë. Në emër të strukturave komunale përshëndeti Qazim Maloku - drejtor i drejtoratit për arsim. Për ndërtimin e xhamisë një kontribut të çmuar ka dhënë familja Binakaj në emrin e së cilës e përshëndeti Rrustem Binakaj.



## BURSA RESTAURON XHAMINË E KOXHA SINAN PASHËS NË KAÇANIK

Mkë 11 gusht, në një manifestim solemn, ku qenë i pranishëm zv/kryeministri turk, Bekir Bozgad me bashkëpunëtorë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Bursës, Rexhep Alltepe, kryetari i KBI-së së Kaçanikut, Florim Neziraj si dhe shumë xhamatlinj e të ftuar të tjerë, u bë përurimi i punëve për restaurimin e Xhamisë së Koxha Sinan Pashës.

Restaurimin e xhamisë, që është një objekt monumental, e ka marrë përsipër Komuna e Burës që udhëhiqet nga Rexhep Alltepe, me origjinë nga Gjilani.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu Tërnava ka falënderuar institucionet e specializuara të Turqisë që po ndihmojnë në restaurimin e objekteve monumentale në Kosovë. Ndërsa, për objektin në fjalë një falënderim të posaçëm, Myftiu i bëri kryetarit të Bursës, Rexhep Altepe dhe komunitetit shqiptar, që në numër të madh jeton atje.

Kryetari i Bursës, Rexhep Atlepe tha se xhamia do të restaurohet dhe do t'i kthehen të gjitha vlerat që i ka pasur në gjendjen e saj fillestare. Jam i bindur që shpejt xhamia do jetë në funksion të besimtarëve. Ne në të ardhmen do realizojmë edhe projekte të tjera në Kosovë dhe në vende tjera.

Zv/kryeminstri turk, Bekir Bozgad tha se Kosova dhe Turqia janë dy vende mike, ndërsa popujt e dy vendeve janë vëllezër. Kosova ka qenë gjithherë e rëndësishme për ne, dhe e tillë do jetë edhe në të ardhmen. Ne do të mbështesim Kosovën në të gjitha fushat. (R. Shkodra)

## DUA HATME NË RAHOVEC

Në shtëpinë e kulturës "Mensur Zyberaj" në Rahovec më 28 qershor në një ambient të ngrohtë u mbajt manifestimi me rastin e përfundimit të dua hatmes së gjeneratës së XI të 54 vijuesve të mësimbesimit. Në këtë evinement ishin të pranishëm edhe Kryeimami i Kryesisë së BIK Sabri ef. Bajgora, drejtori i MM "Alauddin" Bahri ef. Simnica, koordinatori i Dijanetit turk për Kosovë Idriz Këskin, imamët, prindërit si dhe shumë xhematlinj.Pas shfaqjes së programit mjaft të pasur nga ana e vijuesve të mësimbesimit,

Kryetari i KBI-së i Rahovecit, Shani ef. Sylka i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhjen mysafirëve. Ai shkurtimisht foli për historikun dhe rëndësinë e mësimbesimit fetar. Ndër të tjera ai tha: "Mësimbesimi është një praktikë e trashëguar nga hoxhallarët e vjetër dhe kjo praktikë vazhdon të kultivohet edhe sot e kësaj dite" Ai përmendi faktin se prej vitit 1991 në Rahovec kanë përfunduar dua hatmen më tepër se 450 nxënës, 60 prej të cilëve kanë mbaruar Medresenë "Alauddin".

Në emër të Kryesisë së BIK foli Kryeimami Sabri ef. Bajgora, i cili ndër të tjera tha: Edhe ky cikël i përfundimit të dua hatmes së kësaj gjenerate është një kënaqësi për ne, kur e dimë se në çfarë kohe po jetojmë dhe në çfarë rrethi po përpiqemi t'i edukojmë të rinjtë tanë. Mësimbesimi fetar nëpër xhamitë, sidomos në kohën e komunizmit, ka qenë faktor kyç që ka mbrojtur fenë që të jetë prezente dhe e gjallë anekënd trojeve shqiptare".

Kryeimami i përgëzoi mësimdhënësit Adnan ef. Pallqa, Emin ef. Durguti dhe Amir ef. Sylka, për kontributin e tyre të dhënë gjatë



mësimbesimit, ndërsa një përgëzim i veçantë u shkon prindërve, të cilët i sollën fëmijët e tyre në xhami, gjë që dëshmon se në zemrat e tyre buron dhe ndriçon dashuria ndaj fesë islame. Më pas fjalën e mori edhe drejtori i Medresesë "Alauddin" Bahri ef. Simnica, i cili foli për rëndësinë e shkollimit në këtë institucion. Duanë e hatmes e bëri kryeimami i KBI-së i Rahovecit, Nusret ef. Abazibra, ndërsa në fund nxënësve, për suksesin e tyre të treguar gjatë vijimit të mësimbesimit, u shpërndanë mirënjohje në emër të KBI-së në Rahovec, Kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe koordinatori i Dijanetit turk për Kosovë Idriz Këskin si dhe u dhuruan nga një mus'haf.

Emrat e nxënësve që përfunduan dua hatmen janë: Albina Durguti, Amrudina Haxhimurati, Edina A. Durguti, Edina E. Durguti, Edisa Durguti, Ellma Durguti, Ellma Haxhihamza, Elmedina Zllanoga, Esra Haxhijaha, Fatime Sylka, Hadisa Sylka, Hadisa Korenica, Hajrunisa Hoxha, Hatije Mazreku, Hazize Jupa, Hyrijeta Bugari, Hysnije Haxhimurati, Kaltrina Shehu, Kujtesa Durguti, Leontina Cena, Medina Hoxha, Medina Haxhimurati, Mehmedina Pista, Merside Hoxha, Qëndresa Haxhijaha, Rumejsa Abazibra, Sahare Kadiri, Senade Kadiri, Suade Durguti, Suejla Durguti, Sumeja Abazibra, Adem Zllanoga, Alban Kadiri, Alejnan Kadiri, Amir Korenica, Amir Kadiri, Behlul Haxhimustafa, Besim Kadiri, Elvedin Dërmala, Enes Dërmala, Enis Haxhimustafa, Ensar Vuçitërna, Et'hem Durguti, Ilir Mullabazi, Mersan Dina, Munib Vuçitërna, Munir Vuçitërna, Naim Kollari, Riad Vuçitërna, Sunaj Shala, Urim Dula, Vedat Vuçitërna, Venhar Sokoli dhe Xhemajl Haxhimustafa. (A.Ejupi)





## TAKIM I GJENERATËS SË V-TË TË MEDRESESË ALAUDDIN

Më 5 korrik në ambientet e M.M "Alauddin" u takua gjenerate eV-të të cilët shënuan 40 vjetorin e diplomimit dhe medreseja ku do të bëhen bashkë të gjithë ata që para 40 vjetësh u ndanë, duke marrë përqafimet e fundit të profesorit - hoxhës tonë Hasan efendia, po edhe të hoxhallarëve të tjerë. Për të bërë punë të mëdha duhej edhe përgatitje të renditura mirë e mbarë. E këto punë si ma me zanat dhe pa përtesë do të niste t'i bëjë Resul ef. Rexhepi që mban mbi supe punët e sekretarit të Kryesisë së BIK-ut dhe Ejup ef. Ramadani. Nisën të shpërthejnë lotët nga sytë e të gjithëve. Nga 26 që e patëm kryer medresenë në vitin e largët 1972, erdhën 22.Banush Mahmuti nga Gjilani dhe Sherif Idrizi nga Shkupi kanë shkuar në Ahiret. Zoti i gradoftë me Xhennet.Abdurrahman Bilalli nga Liseci i Tetovës është i sëmurë dhe bëmë dua të gjithë që ai të shërohet, ndërkaq Zejnullah Sallahu nga Zllatari i Ferzajit është në Kajro, dhe nuk mundi të vijë. Me ne qendroi drejtori i Medresesë Bahri Simnica dhe Muftiu Mr. Naim ef. Tërnava i cili pos tjerash tha "Kjo shtëpi u bë pjesë e një historie në jetën e popullit shqiptar në të gjitha trojet etnike dhe ruajti islamin, duke lënë një trashëgimi të pakrahasueshme për të gjithë besimtarët e fesë islame". Këtu tha Myftiu Tërnava u vunë edhe themelet e shtetësisë së Kosovës. Nga kjo shtëpi u dhanë shumë shehidë, kjo shtëpi e ndihmoi luftën e UÇK-së, kjo është shtëpia më e ngrohtë për të gjithë besimtarët e fesë islame, po edhe për të gjithë popullin e Kosovës. Bëmë edhe shumë fotografi të cilat do të na mbeten një kujtim i rrallë në këtë takim të gjeneratës së V-të. (Ali Vezaj)




**FONDACIONI IHH I TURQISË NDIHMON MYSLIMANËT E MEJANMARIT**

Fondacioni për Ndihma Humanitare i Turqisë (IHH) pas vrasjes të myslimanëve të pafajshëm të rajonit Arakan në shtetin e Mejanmarit nga budistët ekstremist të këtij vendi, deri më tash 200 mijë persona prej tyre i ka marrë nën mbështetjen e vetë. ky fondacion me dërgimin e ekipeve ndihmuese nëpër kampet e refugjateve të rajonit Arakan të cilët tash për tash po gjenden në kufi me Bangladeshin, gjatë këtyre tre muajve 200 mijë persona prej tyre i ka marr nën mbështetjen e vetë me anë të ndihmave humanitare. Fondacioni IHH nëpërmjet këtyre ekipeve ka dërguar artikuj ushqimor të nevojshëm, mjete të tjera për banim si dhe ndihma mjekësore për myslimanët të cila janë shpërngulur me dhunë nga shtëpitë e tyre. Tash një numër i madh i myslimanëve të rajonit Arakan në Mejanmar për arsye të plaçkitjes të shtëpive të tyre nga budistët ekstremist, po bëjnë përpjekje që nëpërmjet lumit të arrin në kampet e refugjatëve në kufi me Bangladeshin.

**NË LOJËRAT OLIMPIKE TË LONDRËS ËSHTË FORMUAR KAMPINGU "THIRRJA ISLAME**

Një grup i përbërë nga 500 myslimanë anëtarë të Akademisë të Shkencave dhe Hulumtimeve Islamike para fillimit të Lojërave Olimpike 2012 në Londër janë mbledhur së bashku dhe kanë formuar kampingun "Thirrja Islame" dhe duke biseduar dhe bërë dialog me turistë, shikues dhe sportistë, t'u flasin atyre rreth islamit. Gjithashtu anëtarët e këtij kampingu kanë kërkuar nga qytetarët mysliman në këtë sesion të Lojërave Olimpike që duke iu bashkangjitur këtij kampingu, të ndihmojnë përhapjen e fesë islame dhe të prezantojnë imazhin e vërtetë të kësaj feje të pastër për jomyslimanët. Akademia e Shkencave dhe Hulumtimeve Islamike ka njoftuar se manuskriptat e Kur'anit fisnk ka përgatitur ndërresa të punuar me moto në lidhje me islamin, CD dhe programe kompjuterike, libra, dhe broshura të nevojshme për predikim duke i vendosur ato në dispozicion të të interesuarve. Anëtarët e këtij kampingu gjithashtu kanë hapur edhe një faqe në Face Book në mënyrë që myslimanët e interesuar duke u anëtarësuar në këtë faqe të kenë qasje edhe në informacionet e publikuara

**FORMOHET UNIONI FRANCEZ HALLALL**

Unioni Francez Hallall së shpejti do të themelohet, me qëllim që të shqyrtojë dhe analizojë standardet e prodhimeve të ofruara në përputhje me Sheriatin islam. Sabir Bezaza, pronar i njërës prej kompanive të mëdha të prodhimeve Hallall në Francë, ka thënë: "Shumica e prodhimeve që ofrohen në treg me emrin Hallall, përmbajnë edhe lëndë jo-hallall, prandaj ky union është formuar për të studiuar dhe analizuar këtë lloj prodhimesh.Nëse do të shikojmë me shumë optimizëm këtë çështje, më duhet të themi se vetëm 20 për qind e prodhimeve, të cilat ofrohen në treg me etiketën se janë në përputhje me Sheriatin islam, janë vërtet hallall, kurse në pjesën tjetër - 80 për qind kanë përmbajtje jo -hallall. Me formimin e këtij unionin, përgjegjësia për shqyrtimin dhe analizimin e këtyre prodhimeve, hiqet nga supet e xhamive dhe unioni merr përsipër përgjegjësinë e dhënies së etiketave të caktuara, të cilat tregojnë se prodhimet në fjalë janë në përputhje me Sheriatin islam.

**RRITJE E KONSIDERUESHME E THERJES SË KAFSHËVE SIPAS RREGULLAVE ISLAME NË BRAZIL**

Kompania Kooperative Bujqësore LAR, që gjendet në provincën Parnaj të Brazilit, ka rritur nivelin e therjeve të kafshëve sipas rregullave islame deri në 100 për qind për arsye të rritjes së kërkesave nga shtetet europiane. Kjo kompani, sipas mesateres ditore, ther 246000 pula, nga të cilat 50 për qind dërgohen nëpër rajone të ndryshme të botës. Gjithashtu prodhimet hallall të kësaj kompanie eksportohen në shtatë shtete arabe.Zhuana Resas, drejtor për eksportin e kësaj kompanie, në lidhje me këtë ka sqaruar: "Edhe gjatë kohës kur nuk kishim eksportim në shtetet e Lindjes së Mesme, sipas kërkesës së shteteve europiane, kemi marrë licencën për prodhime hallall, dhe po kjo çështje është bërë shkak që të kemi porosi edhe më të mëdha nga shtetet arabe.

**RRITJA E KONSIDERUESHME E KËRKESAVE PËR PRODHIMET HALLALL NË EUROPË**

Prodhimet hallall të paraqitura në tregjet e mbarë botës janë në rritje e sipër ndërsa ekspertët në lidhje me

këtë kanë nënvizuar: sektori i artikujve ushqimore hallall në treg dy vite më parë kanë arritur shifrën 630 miliard dhe në vitin tjetër do të kapin shifrën prej një trilioni dollar. Në bazë të hulumtimeve të bëra, nga tre kërkues në të gjithë botën njëri prej atyre konsumon prodhime hallall që janë në përputhshmëri me parimet islame. Gjithashtu një numër i madh i myslimanëve të Evropës e veçanërisht i atyre në Gjermani tregojnë vëmendje dhe përkushtim më të madh ndaj artikujve ushqimore hallall. Tregu më i madh i prodhimeve hallall në Evropë e kap një shifër prej 70 miliard $ dhe i përket Francës ndërsa shifra e këtij tregu në Gjermani është 5 miliard dollar ndërsa tash për tash numri i myslimanëve me qëndrim në Gjermani është 4 milion e 500 mijë persona që rreth 3 milion e tyre janë turq. Kompanitë e artikujve ushqimore hallall me rritjen e numrit të popullsisë myslimane dhe duke e pa realizimin e vlerës të tregut në rritje e sipër të ushqimeve hallall, janë duke u shndërruar në kompani të prodhimeve të artikujve ushqimore me licencë hallall kështu që artikujt si mishi i derrit, ëmbëlsirat dhe desert që kanë alkool janë në krye të këtyre ndryshimeve.

## MALAJZIA ËSHTË NIKOQIR I NUMRIT MË TË MADH TË TURISTËVE MYSLIMAN

Rezultatet e hulumtimeve më të reja tregojnë se Malajzia për çdo vit është nikoqir i numrit më të madh të turistëve mysliman nga e gjithë bota. Rezultatet e këtyre hulumtimeve të cilat janë bërë në bazë të numrit të udhëtimeve të myslimanëve, tregon se pas vendit të Malajzisë, radhitën dy vende të Turqisë dhe Emirateve të Bashkuara Arab të cilat në vit janë nikoqir të numrit më të madh të turistëve mysliman. Pas këtyre vendeve, shtetet si Singapori, Rusia, Kina, Franca, Tailanda dhe Italia llogariten si objektive tjera të turistëve mysliman. Në këto hulumtime të bëra është bërë e ditur se 67 % e myslimanëve vendet për vizitë dhe shëtitje i zgjedhin në bazë të statistikës sa ato vende deri në çfarë mase shfrytëzojnë artikujt ushqimore hallall. Rezultatet e këtyre hulumtimeve gjithashtu kanë treguar që turizmi islamik vitin e kaluar ka pasur fitim 126.1 miliard dollar, shifër kjo që përbën 12.3% të të ardhurave të mbledhura nga turizmi islamik në të gjithë botën. Ky hulumtim është publikuar me titull "Tregu i Turizmit Islamik" ndërsa është bërë nga Instituti i Hulumtimeve "Bota e Standardeve".

## U THEMELUA KANALI I PARË TELEVIZIV ISLAMIK NË RUSI

Kanali i parë televiziv islamik në Rusi është promovuar më 20 gusht, me rastin festës të Fitër Bajramit në këtë vend. Ky kanal televiziv ka filluar transmetimin e programeve të veta me emrin "L.R.TV" si një kanal i parë televiziv kombëtar-islamik në gjuhën ruse. Ky kanal televiziv islamik është themeluar në një bashkëpunim të organizatave islamike të Rusisë ndërsa qëllimi i këtij kanali televiziv është cituar të jetë njohja me vlerat islamike me një fokus mbi parimin paqësor të fesë islame. Kanali televiziv "L.R.TV" do të vepron në bazë të parimeve dhe rregulloreve që janë në fuqi për të gjitha televizionet shtetërore të Rusisë ndërsa Këshilli Islamik i Rusisë si një institucion konsultativ i mëvarur i shtetit të Rusisë i cili përbëhet nga kryetari i Këshillit të Muftinjëve të Rusisë dhe nga mytiu i Tataristanit kanë caktuar strategjinë e punës të këtij kanali televiziv. Programet e këtij televizioni islamik do të transmetohen për gjatë 24 orëve ndërsa në rend të parë do të mbulon Republikën e Tataristanit dhe më pas të gjitha republikat e rajonit verior të Kaukazit të janë me shumicë të popullsisë myslimane.



## DHUROHEN 17 MIJË KOPJE TË KUR'ANIT PËR HOTELET E TURQISË

Në bazë të kërkesës të Organizatës të Hotelierëve të Turqisë, janë dhuruar 17 mijë kopje të Kur'anit fisnik me përkthim në gjuhën angleze nga Drejtoria për Çështje Fetare e Stambollit për hotelet e këtij qyteti. Drejtorët e hoteleve të Stambollit e kanë njoftuar Organizatën e Hotelierëve të Turqisë për kërkesën e myshterinjve të huaj për të pasur një qasje më të lehtë në Kur'anin fisnik me përkthim në gjuhën angleze. Organizata e Hotelierëve të Turqisë gjithashtu duke marr një statistikë të hoteleve të Stanbollit, kërkesën e atyre për 17 mijë kopje të Kur'anit fisnik me përkthim në gjuhën angleze e ka dorëzuar në Drejtorinë për Çështje Fetare të Stambollit. Drejtoria për Çështje Fetare e Stambollit ka botuar këtë numër të Kur'anëve me përkthim në gjuhën angleze dhe një pjesë të atyre e ka shpërnda për hotelet e Stambollit. Është për të theksuar se pas rritjes të numrit të udhëtarëve dhe turistëve mysliman në shtetin e Turqisë, janë duke u bërë ndryshime esenciale nëpër hotele të këtij vendi si ndryshime në menytë ushqimore dhe gjërave të tjera të cilat janë në harmoni me turistët mysliman

(Mr.Rexhep Suma)

| AUTOR: AGIM GASHI | XHAMIA NË FOTO | KOMPONIM ORGANIK KIMIK | EMËR FEMRE SHQIPTARE | MËRIA, MARAZI | EMNAKU I AIDËS | PËREMËR PRONOR | NUMRI 1000 ROMAK | SULMI, MËSYMJA | TOKAT, ARAT | SHKENCA MBI MORALIN | | TONI | ... E BASHKUARA ARABE | BUJTINAT, HANET E SOTME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| XHAMI NË PRISHTINË | | | | | | | | | | | PJESA E MPREHTË E THIKËS / INDONESIA AIR TRANSPORT | | | |
| FSHEHTËSIA E NJË EMRI | | | | | | | | | | | | MOLIBDENI / TRAZOJ | | |
| FSHAT AFËR PRISHTINËS | | | | | | | EMËR M. SHQIPTAR / SH.R. | | | | | | | |
| SËMUNDJE TOKE | | | | | | SEBEPE / FRANCA | | | | | | | | |
| QYTET NË EMIRATE AL ... | | | | | MOLLA, DARDHA | | | | | | KALIMTARE / VARIANT I EMRIT QEMAL (SHQ.) | | | |
| PJATA | | | | STUDIESET E ANTRO-POLOGJISË |  | | | | | PJESË ËT NJË NDËRTESE | | | | |
| LL.A. | | | ANGSTREMI / SKIATORE | | | | | | | ETOHET | | | | |
| AUSTRIA | | SELATIN NOVOSELLA / FIGURË LETRARE | | | | | | | | KOHË | | | | TITULL NDERI ANGLEZ |
| TRAKTAT | | | | | | | | | | KAMPION | | | KALIUMI / RAJON I MADH NË SPANJË | |
| PARAARDHËS SHQIPTAR | | | | | | | | | | LITRI | | BOLIVIA / RENDIT SIPAS SISTEMIT | | |
| TEZE | | | | | | | | | | FOTO-REPORTERI, SALIHU | | | | |
| | KLUB FUTBOLLI FRANCEZ / SHKRONJA E 35-të | | | | | | | | | | ... RIVER / RAPSODI I NDJERË, KRASNIQI (SHQ.) | | | |
| FUTBOLLISTI I B. TË FILDISHTË, MARKO | | | | | PANDJESI | EMRI PËR FSHATIN VRELLË | ZEMËRIMI | ... E DETIT | I PLOTË | FORCA E SIGURISË SË KOSOVËS / FATOSI | | | | |
| | VARTËSIA E DIÇKAJE / KUJDES, PJEKURI | | | | | | | | | | | | | EMËR MASHKULLI TURK |
| PËREMËR VETOR | | | VEPRUESE / APO, OSE | | | | | | | | | | PYETËSE / SHKOJ ANDEJ E KËNDEJ | |
| AMPERI | | ZVOGËLIMET E SHPEJTËSISË / FLORI | | | | | | | | | | | | |
| NXËNËSE E SHKOLLËS USHTARAKE | | | | | | | SHTET NË SHBA / ITALIA | | | | | | | |
| LËNDË PLASËSE | | | | | | | | A? | | SHTET I MADH AZIATIK (PASHQ.) | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** HAJALEL FELAH, L ARABIKE, MURATI, JETIMI, SIHARIQ, ANASE, HARAMI, E, LAG, RANGATARE, E, AP, RIMA, SANA, A, IGJ, AMIR, ARI, LE, A, INAT, ARAP, MATA, HIJA, ADET, KEG, TETO, KATI, UT, R, U, EMETIMI, RAK, RIT, TATIMI, SUK, AM, DEKANATI, LR, NATARI, UNANIME, IMITIMET, LAKIM.

# Ordinanca Specialistike Stomatologjike

# “DHËMBI”



## OFRON SHËRBIME ME STANDARDE EVROPIANE:

- Ndihma e parë
- Stomatologji preventive
- Shërim të dhëmbëve
- Stomatologji estetike
- Protetikë
- Kirurgji

Dr. Enver Lokaj, Dr. Xheve Lokaj

Telefona kontaktues: 044-179-175; 039/ 432-614.

Rr. “Adem Jashari” Pejë.

Afër stacionit të autobusëve, përballë furrës “Flamuri”



# HAXHI 2012

Njoftojmë besimtarët se Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës
edhe këtë vit si tradicionalisht organizon shkuarjen në Haxh.
Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshilla vendor

Aranzhmani për këtë vit është

**2950 euro**

(vetëm me aeroplan)

Në aranzhman përfshihen ushqimi, kurbani, ihrami, shërbimet mjekësore,
transporti vajtje-ardhje dhe vizita nëpër vende të shenjta.

Informata të tjera lidhur me Haxhin 2012
mund të merren çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së
Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në telefonat

**038/ 224-001 ; 038/224-022; 038/ 224- 024**

Ose në zyrat e këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës